# Asgjësimi

# i teorisë së përzierjes së fesë Islame me fetë e tjera

**Shkruar nga dijetari i madh**

**Bekër Ebu Zejd**

Përktheu nga arabishtja

Abdurrahim Balla

## *Parathënia e përkthyesit*

Falënderimi i takon vetëm Allahut, vetëm Atë falënderojmë! I kërkojmë ndihmë, falje dhe mbrojtje nga të këqijat e veteve tona e nga të këqijat e punëve tona. Atë që e udhëzon Allahu nuk ka kush e humb dhe atë që Ai e humb nuk ka kush e udhëzon! Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër veç Allahut dhe Muham-medi është rob dhe i dërguar i Tij.

Fjalët më të vërteta janë fjalët e Allahut dhe udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Gjërat më të këqija janë gjërat e shpikura. Çdo shpikje është bidat, çdo bidat është humbje dhe çdo humbje të çon në zjarr!

Mosbesimtarët historikisht janë përpjekur për ta shkatërruar Islamin duke përdorur të gjitha format e mundshme, në kohë paqeje dhe lufte. Kanë përdorur kurthet e tyre për ta dëmtuar dhe asgjësuar atë. Kontribut të madh në këtë luftë kanë dhënë edhe munafikët. Madje ata janë armiku më i madh i Islamit sepse përbëjnë pjesën e brendshme të problemit. Ata janë stacioni i brendshëm i mosbesimtarëve me anë të të cilëve depërtojnë deri në zemër të Islamit, për ta goditur atë me goditje vdekjeprurëse. Normalisht që ata deri më sot nuk ja kanë arritur këtij qëllimi në rang botëror sepse feja Islame është feja e Allahut. Ai e ruan atë. Por kjo nuk do të thotë që ne nuk kemi përgjegjësi dhe as nuk do japim llogari para Allahut

për kontributin tonë që duhet të japim ndaj kësaj feje.

Sot mosbesimtarët në bashkëpunim me munafikët kanë thurur një kurth kundrejt Islamit, i cili konsiderohet një nga kurthet më të mëdha që është thurur për shkatërrimin e tij gjatë gjithë historisë. Ky kurth është propaganda dhe ftesa për bashkimin dhe shkrirjen e fesë Islame tek fetë e tjera. Kjo lloj ftese në këtë formë të hapur është e papranueshme në mënyrë kategorike tek masa e gjerë e muslimanëve. Mosbesimtarët janë mëse të vetëdijshëm për këtë. Prandaj ata kanë zgjedhur që këtë propagandë dhe ftesë mëkatare ta mbështjellin me disa emërtime mashtruese, vezulluese me anë të të cilave kjo ftesë bëhet e pranueshme tek muslimanët. Kështu që ata sot kanë zgjedhur për përhapjen e kësaj teorie disa emërtime të tilla si : "**Largimi prej fanatizmit fetar**", "**Vëllazërimi fetar**", "**Vëllazëria krishtero-islamike**, "**Besimtarët e bashkuar**", "**Njerëzit e bashkuar**", "**Harmonia ndërfetare**", "**Dialogu ndërfetar**" etj. Sidomos emërtimin e fundit janë duke e përdorur më shumë se çdo emërtim tjetër për shkak të mjegullisë së madhe që krijon ai term tek vet muslimanët të cilët nuk kanë dëgjuar më parë për këtë teori mëkatare dhe mendojnë se këtu flitet për një dialog të mirëfilltë. Rreth kësaj teme flet edhe libri që ke përpara. Këtë libër e ka shkruar dijetari i njohur Bekër Ebu Zejd Allahu ia shpërbleftë me xhen-netin Firdeus. Ai ka treguar në të realitetin e kësaj teorie dhe detajet e saj.

Ka zbuluar kurthet e mosbesimtarëve dhe synimet e tyre të këqija. Më pas ka treguar argumentet fetare që e hedhin poshtë atë.

Arsyeja përse vendosa ta përkthej këtë libër ishte realiteti i hidhur të cilin po e jetojmë. Ngjarjet e njëpasnjëshme në lidhje me përhapjen e kësaj teorie në vendin tonë janë bërë shqetësuese dhe të rrezikshme për Islamin dhe muslimanët. Duke filluar nga fetvatë që e lejojnë urimin e mosbesimtarëve në festat e tyre edhe pse kjo bie ndesh me argumentet e qarta fetare dhe me rënien dakord të dijetarëve të Islamit. Duke kaluar më pas tek "**Departamenti i Dialogut Ndërfetar**" që kanë hapur para pak vitesh në emër të muslimanëve!! Më pas hapën "**Qendrën Kërkimore për Dialogun Ndërfetar**". Gjithashtu shoqatat e huaja mosbesimtare kanë organizuar kurse trajnimi për këtë qëllim, në të cilat kanë marrë pjesë priftërinj dhe një pjesë hoxhallarësh fatkeqësisht!!! Kanë organizuar edhe takime për këtë dialog me pjesëmarrjen e përfaqësuesve të feve të ndryshme, ndër ta edhe përfaqësuesit e muslimanëve me moton "**Unitet në Diversitet**"!!! Duhen mos harruar edhe përpjekjet dhe deklaratat e politikanëve të cilët e kanë shprehur vendosmërinë për ta bërë vendin tonë shembull për gjithë botën Islame në bashkimin e feve të kota me fenë Islame nën petkun e këtij dialogu dhe harmonie ndërfetare.

Mosbesimtarët i cënojnë herë pas here simbolet

më të larta të Islamit, Kur'anin e Nderuar, Profetin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem në çështjet më delikate, me anë të librave, romaneve, shkrimeve nëpër gazeta, filmave dhe emisioneve të tyre televizive. I akuzojnë muslimanët me akuzat më të rënda. I justifikojnë këto poshtërsi të tyre duke pretenduar se kjo është e drejta e fjalës. Madje i mbrojnë ato me ligj. I diskriminojnë muslimanët në shoqëritë e tyre dhe ua privojnë atyre të drejtat e tyre. Më pas i ftojnë ata për dialog dhe harmoni ndërfetare!!

I mashtruar është ai që mashtrohet prej fjalëve të tyre dhe kurtheve që thurin kundër Islamit. I mjafton besimtarit që të kuptojë qëndrimin e tyre të vërtetë kundrejt muslimanëve dhe Islamit fjala e Allahut të Madhëruar që thotë për ta (kuptimi i ajetit) : "**Nuk kanë për tu kënaqur me ty çifutët dhe as krishterët deri sa të ndjekësh fenë e tyre**" [El Bekareh 120].

Lusim Allahun e Madhëruar të na ruajë nga çdo fitne e fshehtë dhe e dukshme dhe ta ruajë Islamin dhe muslimanët nga kurthet e mosbesimtarëve. Amin

Përkthyesi : Abdurrahim Balla

بسم الله الرحمن الرحيم

## Parathënia e botimit të dytë

Falënderimi i takon Allahut të vetëm. Fatkeqësia e re e thirrjes për përzierjen e fesë Islame me fetë e kota si feja çifute dhe krishtere – për të cilat shtetet e kufrit ngrenë kongrese të njëpasnjëshme nën disa emërtime si “**Afrimi ndërfetar**”, “**Bashkimi ndërfetar**”, “**Vëllazërimi ndërfetar**”, “**Dialogu ndërmjet civilizimeve**” – është një nga shtyllat më të këqija mbi të cilat ngrihen dy tunelet e errëta “**Rendi i ri botëror**” dhe “**Globalizmi**”, të cilat synojnë përhapjen e kufrit, imoralitetit, zhdukjen e çdo shenje Islame dhe ndryshimin e natyrës së pastër njerëzore.

Për këtë arsye shkruajta këtë libër për të zbuluar rreziqet e kësaj fatkeqësie të re që u ka rënë muslimanëve, për të sqaruar kotësinë e saj dhe për t'i paralajmëruar muslimanët që të ruhen prej saj.

Ne jemi ndaluar prej kësaj teorie mohuese “**bashkimit ndërfetar**” në një sure të cilën e ka bërë detyrë Allahu për muslimanët që ta lexojnë në të gjitha namazet e tyre ku thotë (kuptimi i ajeteve) : “**Na udhëzo në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre që u ke bërë mirësi. Jo në rrugën e atyre të cilët kanë marrë zemërimin (**Tënd**) dhe as në rrugën e atyre që janë të humbur**”. [El Fatiha 6-7]. Kjo është një nga idetë më madhështore dhe nga urtësitë më të mëdha të

Sheriatit.

Falënderimi i takon Allahut që ky libër është shtypur në botimin tij të parë që në vitin 1417 katër herë brenda dhe jashtë Arabisë Saudite dhe një prej këtyre botimeve ishte edhe botimi i “**Drejtorisë së Kërkimeve të Dijes Islame dhe Fetvave**” në vitin 1420. E tani ky është botimi i dytë në të cilin ka disa shtesa. Më kryesoret e tyre janë :

1. Në faqen 20 tek fjala e Allahut të Madhëruar (kuptimi i ajetit) : “**Mos e përzieni të vërtetën me të kotën**” [El Bekareh 42] dhe shpjegimi i selefëve që i kanë dhënë ajetit është : "Mos e përzieni Islamin me fenë çifute dhe krishtere...". E ky është një prej kuptimeve të mëdha që merren prej Kur'anit Madhështor.

2. Në faqet 56, 61 dy tekste të marra nga fjalët e Shejhul Islam Ibn Tejmijes – Allahu e mëshiroftë – që tregojnë se feja e profetëve është një dhe ajo nuk shfuqizohet ndërsa legjislacionet e tyre janë të ndryshme dhe ato janë shfuqizuar me Sheriatin e vulës së profetëve sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Kush nuk e beson atë dhe Sheriatin e tij ai është kafir. Sikurse kemi tërhequr vërejtjen në fq. 51 për gabimin e përdorimit të termit të ri “**fetë qiellore**”.

3. Në fund të librit kemi vendosur një shtojcë me fetvanë e komisionit të përhershëm të kërkimeve

dhe fetvave e cila flet rreth kotësisë së thirrjes për bashkimin e feve.

Falënderimi i takon Allahut Zotit të Botëve.

Shkrimtari

Bekër Ibn Abdilah Ebu Zejd

20 Xhemadil Ula 1421.

## Parathënia e botimit të parë

Falënderimi i takon Allahut Zotit të botëve i cili na udhëzoi në rrugën e drejtë, në rrugën e atyre që u ka bërë mirësi. Allahu e ka plotësuar fenë për ne, ka plotësuar mirësinë e Tij ndaj nesh dhe është i kënaqur që të kemi këtë fe. Na bëri ne ndjekës të saj, dhe e bëri atë vulën e çdo feje dhe sheriati. Ka shfuqizuar me anë të saj çdo sheriat të mëparshëm dhe ia dha atë vulës së profetëve Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. (Kuptimi i ajeteve) “**Kjo është rruga Ime e drejtë prandaj ndiqeni atë. Mos ndiqni rrugët e tjera se do t'ju largojnë nga rruga e Tij. Për këtë ju porosit që të bëheni të devotshëm**”. [El En'am 153]. Ai bëri që fundi i kësaj rruge të jetë kënaqësia e Allahut dhe Xhen-neti i Tij. (Kuptimi i ajeteve) : “**Ju ka ardhur prej Allahut dritë dhe një libër i qartë. Allahu udhëzon me anë të tij atë që ndjek kënaqësinë e Allahut në rrugët e paqes, i nxjerr nga errësira në dritë me lejen e Tij dhe i udhëzon në rrugën e drejtë**". [El Maideh 15-16]. “**I ka premtuar Allahu besimtarëve dhe besimtareve Xhen-nete poshtë të cilave rrjedhin lumenj të përjetshëm në to dhe (**ka premtuar**) vend-banime të mira në xhen-netet e Adnit dhe kënaqësinë prej Allahut që është më madhështore. Kjo është fitorja madhështore**”. [Et-teubeh 72]. Gjithashtu ka vendosur poshtërimin mbi ata që e kundërshtojnë urdhrin e Tij. (Kuptimi i ajeteve) “**A fe tjetër përveç fesë së Allahut kërkojnë, ndërkohë që Atij i janë nënshtruar çka në**

**qiej e në tokë me dëshirë e me pahir dhe tek Ai do kthehen**”. [Ali Imran 83].

I kërkojmë mbrojtje Allahut prej rrugës së atyre që kanë marrë zemërimin e Allahut të cilët janë çifutët.

“Umeti që ka marrë zemërimin e Allahut, umet që gënjejnë, shpifin, tradhtojnë, bëjnë dredhi dhe hile, vrasin profetët, hanë haramin – kamatën dhe rryshfetin –. Njerëzit me zemër më të keqe, me tipare (shpirtërore) më të shëmtuara, më të largëtit nga mëshira dhe më të afërtit tek ndëshkimi. Natyra e tyre është urrejtja, zakoni i tyre është armiqësia. Ata janë shtëpia e magjisë, gënjeshtrës dhe hileve. Ata nuk ruajnë asnjë kufi kundrejt atyre që i kundërshtojnë në kufrin dhe përgënjeshtrimin e tyre. Ata nuk ruajnë tek besimtari as afërsi farefisnore dhe as besë, as drejtësi dhe as keqardhje qoftë edhe për ata që shfaqin pajtim ndaj tyre, as nuk ka tek ata qetësi dhe siguri për çdo kënd që përzihet me ta, as nuk janë të sinqertë kundrejt atyre tek të cilët punojnë. Përkundrazi më i keqi i tyre është ai që është më me logjikë dhe më i mprehti i tyre është ai që tradhton më shumë. Ndërsa ai që është i pastër – edhe pse nuk ka të pastër ndër ta – ai nuk është çifut në të vërtetë. Ata janë njerëzit me kraharor më të ngushtë, me shtëpi më të errëta, me kopshte më të pista, me sjellje më të shëmtuara. Përshëndetja e tyre është mallkim, takimi i tyre është tersllëk, rroba e tyre e brendshme është zemërimi,

ndërsa rroba e tyre e jashtme është urrejtja” [(1)].

I kërkojmë mbrojtje Allahut prej rrugës së të humburve, të cilët janë krishterët, “umeti i trinitetit. Ata janë umet i humbur, adhuruesit e kryqit të cilët e kanë sharë Krijuesin me një sharje të cilën askush nuk e ka thënë ndër gjithë njerëzit. Ata nuk e kanë pranuar që Ai është Një dhe i Vetëm, Samed (tek i cili drejtohen krijesat), nuk është i lindur dhe nuk ka lindur askënd dhe nuk është i barabartë me Të askush. Gjithashtu nuk e pranuan se Ai është më madhështor se çdo gjë. Përkundrazi thanë për Të ato fjalë që : “**qiejt ishin gati të çaheshin prej tyre, të çahej toka dhe të binin malet copa-copa njëri pas tjetrit**”. (kuptimi i ajetit) [Merjem 90]. Thuaj çfarë të duash për një grup njerëzish që origjina e besimit të tyre është se Allahu është njëri prej të treve, Merjemja është e shoqja e Tij dhe Mesihu është djali i Tij dhe se Ai zbriti prej **Kursijit** të Tij dhe hyri tek barku i shoqes së Tij dhe i ndodhën ato që i ndodhën deri sa u vra dhe vdiq. Më pas e varrosën. Feja e tyre është adhurimi i kryqit, i luten pikturave të gdhendura në mure me të kuqe dhe të verdhë. Thonë në lutjen e tyre : O nëna e Zotit na furnizo, na fal neve gabimet dhe na mëshiro. Feja e tyre është pirja e alkoolit, ngrënia e mishit të derrit, mos bërja synet, e konsiderojnë adhurim të qëndruarit pa larë, lejojnë ngrënien e çdo gjëje të

---

[1()] Teksti mes thonjëzave është marrë nga libri i Ibnul Kajimit “**Hidajetu el hajara fir-rad-di alel jehudi uen-nesara**”.

keqe që nga elefanti e deri tek mushkonja. Hallall është ajo që e bën prifti hallall dhe haram është ajo që e bën po ai të tillë. Feja është ajo që e ligjëron ai dhe gabimet ai ua fal atyre dhe i shpëton prej dënimit djegës”.

I kërkojmë mbrojtje Allahut prej çdo “adhuruesi idhujsh, adhuruesi zjarri, adhuruesi të shejtanit, sabi'iu të humbur. Këta i bashkon shirku, përgënjeshtrimi i profetëve, anullimi i ligjeve, mohimi i ringjalljes. Ata nuk i nënshtrohen Krijuesit të tyre dhe nuk e adhurojnë atë me ata që e adhurojnë dhe as nuk e njësojnë me njësuesit.

Mexhusët (adhuruesit e zjarrit) janë një umet që bëjnë marrëdhënie edhe me nënat e tyre, me vajzat e tyre, me motrat e tyre e mos pyet për hallat dhe tezet. Feja e tyre është fyelli. Ushqimi i tyre është çdo kafshë e ngordhur. Pija e tyre është alkooli. Zoti që adhurojnë është zjarri. Miku i tyre është shejtani. Kështu që këta kanë fenë më të keqe ndër gjithë bijtë e Ademit, rrugën më shkatërruese dhe besimin më të shëmtuar.

Ndërsa zindikët sabi'inë dhe ateistët filozofë nuk besojnë në Allahun, as në melaiket, as në librat, as në profetët, as në takimin e Tij. Nuk besojnë se kanë një fillim (prej krijimit të Zotit) dhe as ringjallje. Për ta bota nuk ka Zot që vepron ç'të dojë, të Plotfuqishëm për çdo gjë, të ditur për çdo gjë që urdhëron dhe ndalon, që ka dërguar profetë dhe ka zbritur libra, që i

shpërblen të mirët dhe i dënon të këqijtë. Sipas të parëve të tyre universi ka vetëm nëntë shtresa të rrumbullakëta, dhjetë logjika, katër shtylla dhe një kronologji në të cilën janë radhitur gjërat që ekzistojnë, radhitje e cila i ngjan më shumë radhitjes së të çmendurve se sa një radhitjeje që mund ta pranojë logjika (e shëndoshë)”.

Falënderimi i takon vetëm Allahut që na ka ruajtur prej rrugëve të humbjes të cilat bashkohen tek këto pesë rrugë të shejtanit :

**1**. Rruga e atyre që kanë marrë zemërimin e Allahut të cilët janë çifutët. **2**. Rruga e të humburve të cilët janë krishterët. **3**. Rruga e sabi'inëve të cilët janë zindikët ateistë të humbur dhe pasardhësit e tyre të këqij të cilët janë komunistët dhe të tjerë si lloji i tyre. **4**. Rruga e mexhusëve që ka përfshirë të gjitha të këqijat e fjalëve, veprave dhe besimeve (të kota). **5**. Rruga e mushrikëve, adhuruesve të idhujve, atyre që kanë përgënjeshtruar profetët.

Falënderimi i takon Allahut që na ka mbrojtur prej tyre dhe na ka pasuruar me Sheriatin e Tij, Sheriatin Islam, i cili fton për në urtësi, në këshillë të mirë dhe përfshin urdhrin për drejtësi dhe bamirësi. Ndalon prej imoralitetit, të keqes, padrejtësisë. Prej Tij vjen kjo mirësi që na ka dhuruar dhe na ka zgjedhur për të, ndërmjet popujve. Sikurse Atij i lutemi që të na mundësojë ta falënderojmë për këtë mirësi dhe të na

hap**ë** portat e teubes, të faljes dhe mëshirës.

Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër që e meriton të adhurohet veç Tij. Ai është i vetëm dhe i pa shoq. Allahu është i pastër prej pretendimeve të çdo gënjeshtari që ndjek të kotën dhe mushriku që barazon me Të idhujt e krijuar dhe zotat e rremë. "**Nuk ka Allahu asnjë fëmijë dhe nuk ka me të asnjë të adhuruar (**tjetër**) sepse (**po të kishte**) atëherë çdo i adhuruar do merrte atë që ka krijuar dhe do ngrihej mbi tjetrin. I pastër është Allahu prej asaj që i përshkruajnë. Ai është i dituri i të fshehtës dhe të dukshmes. i pastër është Allahu prej asaj që i shoqërojnë**" [El Mu'minune 91-92].

"Dëshmoj se Muham-medi është rob dhe i dërguari i Tij. Njeriu më i zgjedhur ndër krijesat, besniku i shpalljes së Tij, ndërmjetësi ndërmjet Tij dhe krijesave të Tij (në transmetimin e fesë). I dha Allahu fenë më të zgjedhur, sheriatin më të mirë që ka argumentet më të qarta për mbarë botën e njerëzve dhe të xhindëve, për arabët dhe joarabët, për të qytetëruarit dhe fshatarët. Për ardhjen e tij kanë përgëzuar librat e mëparshëm dhe profetët e kaluar. Çështja e tij është përmendur në çdo kohë dhe vend edhe në popujt e hershëm. Janë dhënë përgëzime për ardhjen e tij që nga koha e babait të njerëzimit, Ademit alejhi selam e deri në kohën e Mesihut birit të njeriut".

Ndërkohë që dijetarët luftojnë me penën e tyre në të gjitha vendet – duke ftuar për tek Allahu, për të sqaruar fenë dhe për të përballuar dallgët e mohimit, për të kundërshtuar pretendimet e injorancës së vjetër dhe bashkëkohore si nacionalizmi, marksizmi, laicizmi, modernizmi … për të refuzuar devijimin dhe luftën ideologjike me të gjitha llojet dhe format e veta – del në pah një sprovë e re që paraqitet në një nga format më të shëmtuara armiqësore ndaj Islamit dhe muslimanëve. Ajo ka dalë në ballë me fuqi dhe me pisllëk duke u thurur muslimanëve një kurth dhe duke e goditur fenë e tyre me anë të përdredhjes së fjalëve për ta zhdukur besimin Islam dhe dëshirën për të hyrë në të, për të zhdukur personalitetin e tij ndërmjet feve të tjera, për të përndjekur lëvizjen Islame dhe bllokuar atë me qëllim që të dalin të gjithë nga kjo fe.

E gjithë kjo ecën sipas ligjit të luftës dhe përplasjes siç thotë Ebul Ala el Mearri (në vargje) :

Arrihet shtimi i kësaj prej pakësimit të tjetrës

si nata kur zgjatet e bën ditën të shkurtër.

E më të mira se këto fjalë e më të larta janë fjalët e Allahut të Madhëruar i cili thotë (kuptimi i ajetit) : “**Ata do vazhdojnë t'ju luftojnë deri sa t'ju largojnë nga feja juaj nëse do kenë mundësi**” [El Bekareh 217]. Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Ata dëshirojnë që ju të mohoni siç kanë mohuar, që të jeni njësoj**

(me ta)”. [En-nisa 89].

E kjo dëshirë është shfaqur prej çifutëve dhe krishterëve në ftesën e tyre serioze për në teorinë e "**Përzierjes së Islamit me fetë e tyre të devijuara**" dhe mbjelljen e celulave të tyre në thellësitë e umetit Islam, në çdo vend dhe tokë dhe shkrirjen e muslimanëve bashkë me ta në një kallëp të përbashkët. Kështu nuk ka për të pasur as miqësi (ndaj miqve të Allahut) dhe as armiqësi (ndaj armiqve të Tij), as nuk ka për të pasur më ndarje të njerëzve në muslimanë dhe mosbesimtarë kurrë dhe as nuk kanë për tu ndarë adhurimet e krijesave në të vërteta dhe të kota. Ata për këtë vendosën disa moto dhe reklama. Organizuan për të konferenca, simpoziume, takime, mbledhje dhe plane të ndryshme dhe bënë presione, kërkime të fshehta e të dukshme të cilat tashmë janë bërë të njohura.

Në të njëjtën kohë ata janë në gjendje emergjence dhe përpiqen me seriozitet për përhapjen e krishterimit dhe zgjerimin e rrethit të tij duke shfrytëzuar zonat e varfra në të cilat mbizotëron padituria dhe shpërndajnë në to edicionet e tyre me anë të kutive postare.

Duke u nisur nga kjo është shtuar shumë pyetja prej muslimanëve rreth kësaj "teorie" fatkeqësi që u ka rënë dhe ka ardhur tek ata, kush është nxitësi i saj? Kush është synimi i saj. Sa të vërteta janë simbolet e

saj? Çfarë gjykimi jep Islami për të? Çfarë gjykimi ka nëse e pranojnë muslimanët këtë teori? Çfarë gjykimi ka ftesa në të, hapja e rrugës ndaj kësaj teorie për të hyrë tek muslimanët, përhapja e saj në vendet e tyre dhe përhapja e mjeteve të tegribit [2], mjetet e çifutizimit dhe krishterizimit ndër safet e muslimanëve? Derisa mbërriti gjendja deri tek propozimi i botimit të Kur'anit të Nderuar bashkë me Teuratin dhe Inxhilin në një libër të vetëm. E mbërriti përzierja deri tek ndërtimi xhamisë, kishës dhe sinagogës në të njëjtin vend nëpër universitete aeroporte dhe vende publike. Çfarë përgjigje keni ju o dijetarë të Islamit për këtë?

Para përgjigjes :

Nuk ka dyshim se kjo gjendje është bërë realitet i njohur. Pyetjet rreth saj na janë drejtuar. Përgjigja për të është detyrë e domosdoshme për çdo kënd të cilit i ka dhënë Allahu dije dhe ia ka hapur sytë në fenë e Tij. Kjo është një pjesë e hakut të Allahut të cilin duhet ta kryejë çdo musliman për tu sqaruar muslimanëve çështjet e fesë së tyre dhe tu zbulojë realitetin që ka mbërritur tek ata që të jenë të qartë rreth këtij realiteti. Kështu që ta ruajnë Sheriatin duke refuzuar çdo kurth që i drejtohet atyre dhe fesë së tyre, fesë Islame, kurthe të cilat cënojnë madhështinë e Allahut,

---

[2] Tegrib është një rrymë perëndimore e cila synon që muslimanët të drejtohen nga perëndimi dhe civilizimin e tyre e çdo udhëzim për jetën ta marrin po nga perëndimi.

të librit të Tij, personalitetin e Profetit të Tij, të rrugës së Tij. Kjo është një nga portat e mëdha të xhihadit kundër mosbesimtarëve me anë të së cilës zmbrapsen kurthet dhe sherri i tyre nga muslimanët. E kjo kryhet me argumente dhe fakte sikurse kryhet me shpata dhe heshta dhe me zemër, e pas kësaj nuk ka as sa fara e melit iman. Ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Bëhuni mësuesë (**dijetarë të urtë**) me anë të asaj që po mësoni dhe po u mësoni** (njerëzve)". [Ali Imran 79].

Mendova që ta shkruaj këtë përgjigje duke e sqaruar atë me argumente dhe fakte duke e ndarë atë në tri tema :

**Tema e parë** : Kronologjia e fillimit të kësaj teorie. Sqarimi i ngjarjeve të saj dhe hapave bashkëkohore dhe të hershme. Me anë të kësaj mund të përfytyrohet në formë të plotë vlera e pyetjes.

**Tema e dytë** : Përgjigja e përmbledhur.

**Tema e tretë** : Përgjigja e detajuar e cila tregon themelet e akides Islame të cilat e refuzojnë këtë teori dhe e hedhin poshtë atë.

- **Tema e parë : Kronologjia e kësaj teorie dhe sqarimi i ngjarjeve të saj.**

Kjo është teori e çifutëve dhe krishterëve. Ajo është e re në simbolet e saj dhe në përpjekjet e tyre për ta përhapur atë në të gjitha fushat – siç do ta tregojmë –, për ti tërhequr muslimanët dhe për ti larguar nga Islami, por ajo është e vjetër tek ata në kurthet e tyre dhe qëndrimet e tyre armiqësore ndaj Islamit dhe muslimanëve.

Duke kërkuar etapat e saj historike vura re se kjo teori ka kaluar në katër etapa. Ato janë :

1. **Etapa e parë në kohën e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem**

Na ka sqaruar Allahu i Madhëruar në librin e Tij të qartë se çifutët dhe krishterët gjithmonë përpiqen që ti humbin muslimanët, ti largojnë ata nga Islami, ti nxjerrin në kufër dhe ti ftojnë ata për tu bërë çifutë ose krishterë. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajeteve) : "**Kanë dëshiruar shumë prej ehli kitabit që t'ju bëjnë pas besimit tuaj mosbesimtarë nga hasedi që kanë në vetet e tyre pasi u është sqaruar e vërteta. Prandaj falini deri sa të vijë urdhri i Allahut. Allahu për çdo gjë është i Plotfuqishëm**". [El Bekareh 109].

Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajeteve) : "**Ata**

**thanë : Nuk ka për të hyrë në Xhen-net vetëm se ai që është çifut ose krishter. Këto janë ëndrrat e tyre. Thuaj : Sillni argumentet tuaja nëse jeni të vërtetë (**në atë që pretendoni**). Përkundrazi ai që ia ka dorëzuar fytyrën e tij Allahut dhe ka bërë vepra të mira ai ka shpërblim tek Zoti i tij dhe nuk ka frikë për të dhe as mërzi**". [El Bekareh 111-112].

Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajeteve) : "**Ata thanë** : **Bëhuni çifutë ose krishterë që të udhëzoheni. Thuaj : Përkundrazi (**do ndjekim**) fenë e drejtë të Ibrahimit i cili nuk ishte prej mushrikëve**". [El Bekareh 135].

E kështu tregohet në shumë ajete të tjera të Allahut të cilat i lexojnë muslimanët në librin e Tij që të ruhen prej mosbesimtarëve çifutë ose krishterë etj. Ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajeteve) : "**Mos e përzieni të vërtetën me të kotën dhe mos e fshihni të vërtetën duke e ditur** (atë)". [El Bekareh 42].

Në tefsirin e Ibn Xheririt – Allahu e mëshiroftë – tek shpjegimi i këtij ajeti tregohet nga Muxhahidi – Allahu e mëshiroftë – se ka thënë : “**Mos e përzieni të vërtetën me të kotën” D.m.th : (mos e përzieni) fenë çifute dhe krishtere me fenë Islame.**

**Në tefsirin e Ibn Kethirit** – Allahu e mëshiroftë – nga Katadeh – Allahu e mëshiroftë – tregohet se ka thënë tek shpjegimi i këtij ajeti : "Mos e përzieni fenë

çifute dhe krishtere me Islamin. Feja e Allahut është Islami ndërsa feja çifute dhe krishtere janë bidat dhe nuk janë prej Allahut".

Ky lloj shpjegimi është nga kuptimet më të mëdha në librin e Allahut të Madhëruar. Më pas u shua kjo përpjekje e tyre një farë kohe deri sa ikën brezat e zgjedhur.

2. **Etapa e dytë pas brezave të zgjedhur.**

Më pas u shfaqën përsëri përpjekjet e tyre nën një petk të cilin e prodhuan vet me anë të të cilit turbullonin injorantët. Ky petk (me të cilin mbuluan teorinë e tyre ishte pretendimi) se : Feja çifute dhe krishtere dhe feja Islame janë si katër medhhebet e fikhut tek muslimanët. Çdonjëra prej tyre të çon për tek Allahu [(3)].

E të tjera dyshime dhe argumente të copëzuara, me anë të të cilave turbullonin dhe tërhiqnin gradualisht disa njerëz dhe gjuanin me to disa të tjerë të cilët mbartnin titujt e mëdhenj këtej apo andej.

Më pas e morën këtë teori thirrësit e "**Uihdetul uxhud**" dhe "**El Hulul uel It-tihad**" [(4)] e të tjerë që

---

[3()] Shih librin "**Mexhmu el Fetaua**" i Ibn Tejmijes 4/203.

[4()] Termi “**Uihdetul uxhud**” d.m.th që në univers vetëm Zoti ekziston kurse krijesat janë vetëm një pamje e Zotit!! Termi “**El hulul**” d.m.th që Zoti ka hyrë tek krijesat, ndërsa termi “**el it-tihad**” d.m.th që është bashkuar me ta. Këto ide janë kufër i qartë në fenë Islame sepse Allahu nuk është i njëjtë me

pretendojnë se i përkasin Islamit si mohuesit sufista në Egjipt ose Sham, ose në tokën Perse dhe në krahina të tjera të jo-arabëve ose si rafidat ekstremistë të cilët e kanë trashëguar këtë nga tetarët e nga të tjerë.

Ka mbërritur gjendja e tyre deri në atë pikë sa disa prej këtyre (sufista) mohuesa e lejojnë që të hysh në fenë çifute ose krishtere. Madje ka prej tyre që e shohin më të mirë hyrjen në fenë çifute dhe krishtere se sa në fenë Islame. Kjo ide është e përhapur tek ata që janë marrë me filozofi ndër ta. Më pas kaluan në idenë që njeriu më i mirë është "**el muhak-kik**" e ky është ai që fton për në “**hulul**” dhe “**it-tihad**”. I ka zbuluar të palarat e tyre Shejhul Islam Ibn Tejmijeh në disa pjesë të librave të tij [(5)].

Kjo thirrje kufri u shua sepse i dolën në ballë asaj dijetarët e Islamit dhe e shpallën se ajo është thirrje kufri dhe dalje prej feje për ata që e mbartin atë.

Shejhul islam Ibn Tejmijeh ka mbajtur disa qëndrime të njohura dhe të paharrueshme (kundrejt këtyre) gjithashtu edhe dijetarët e tjerë të Islamit të cilët iu kundër-përgjigjën këtyre njerëzve të devijuar

---

krijesat e Tij as nuk ka hyrë tek ata dhe as nuk është bashkuar me ta. Argumentet për këtë janë të shumta nga Kur'ani, Sun-neti dhe Ixhmau i dijetarëve të Islamit. Mjafton për ta kuptuar shëmtinë e këtyre teorive vetëm lidhja që kanë këto me teorinë për të cilën flet ky libër. [Shën.përkth]

[5()] "**Mexhmu el Fetaua**" i Ibn Tejmijes 4/203-208, 14/164-167, 28/523. "**Es-Safedije**" e Ibn Tejmijes 1/98-100, 268. "**Er-rad-d ala el mantikij-jine**" I Ibn Tejmijes f 282, 283.

si : **Hal-laxhit, El Husejn Ibn Mensur El Farisi** i cili u vra për shkak të daljes nga feja në vitin 309 [6], **Ibn Arabiut, Muham-med Ibn Ali Et-taij**, shembulli i keq i atyre që ecin me akiden "**uihdetul uxhud**" në librin e tij “Fusus el Hikem” i cili ka vdekur në vitin 638, **Ibn Seb'init** i cili ka vdekur në vitin 669, **Et-Tilmisanit** që ka vdekur në vitin 690 dhe **Ibn Hudit** në vitin 699 e të tjerëve [7].

---

6() Nuk kam për ta përdorur simbolin (h) mbas vitit për të treguar që flitet për vitet e hixhrit sepse ne nuk kemi tjetër në Islam veç vitit të hixhrit. Ndërsa viti diellor nuk është në rangun e tij për këtë arsye kur të tregojmë një vit të tillë do ta shënojmë me simbolin (d).

7() Është zmadhuar në kohën tonë fitneja e lavdërimit dhe mburrjes me këta mohuesa që pretendonin se i përkisnin Islamit dhe përhapja e ideve të tyre. Këtë gjë e ndihmuan edhe librat e orientalistëve që botuan dhe përhapën. Të gjitha këto janë rreziqe që duhet të ruhemi prej tyre. E ata persona të cilëve u ka dhënë Allahu pushtet duhet ti ndalojnë këta të shkruajnë dhe të flasin, si bindje ndaj Allahut dhe të dërguarit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem, për të ndihmuar këtë fe dhe për të ruajtur ndjekësit e saj prej sherrit të këtyre.

3. **Etapa e tretë e thirrjes në këtë teori e cila ka filluar në gjysmën e parë të shekullit të 14 :**

Kjo teori u shua për një periudhë kohore duke u strehuar në kraharorët e atyre që e mbartnin atë, të cilët shfaqnin Islamin por fshihnin kufrin dhe mohimin, deri në kohën kur doli lëvizja "**Son Mon**" **(Sun Myung Moon)** për bashkim [8] dhe përpara saj "**Masonizmi**" [9] e cila është organizatë çifute e ngritur me synim për të mbizotëruar botën dhe për të përhapur mohimin dhe imoralitetin nën petkun e thirrjes për bashkimin e tre feve dhe largimin nga fanatizmi, duke marrë për bazë besimin e përbashkët në Zot, kështu të gjithë janë besimtarë! Ra në çarkun e kësaj thirrjeje Xhemalud-din El Afganij – i cili ka vdekur në vitin 1314 në Turqi – [10]. Gjithashtu edhe nxënësi i tij Shejh Muham-med Abduhu ibn Hasen Et-turkmani – i cili ka vdekur në vitin 1323 në Aleksandri – [11].

Një prej përpjekjeve të Muham-med Abduhu-t ishte se ai bashkë me Mirza Muham-med Bakir El Ijrani-in i cili u bë krishter më pas u kthye në Islam, bashkë me ta edhe përfaqësuesi i Xhemalud-din el Afganijit dhe persona të tjerë mendimtarë formuan në Bejrut Shoqatën me emër : “**Shoqata e pajtimit dhe**

---

8() "**El meusuatu el Mujes-sereh**" 2/669-674, botimi 3.
9() "**El meusuatu el Mujes-sereh**" f 449-454, botimi 1.
10() Shih librin "**Sahuetu er-raxhul el meridh**" i Muuefak benil Merxheh f 345 dhe librin "**Xhemalid-din el Afganij fil mijzan**".
11() Shih referencat e mëparshme.

**afrimit**”. Synimi i saj ishte afrimi ndërfetar ndërmjet tre feve. Në këtë shoqatë u anëtarësuan disa iranianë, disa anglezë dhe disa çifutë. Detajet mund ti shohësh tek libri "**Tarih El Ustadh El Imam**". 1/817-829. Atë e ka shkruar Muham-med Rashid Ridha i cili ka vdekur në vitin 1354.

Prej përpjekjeve të Muham-med Abduhu në këtë fushë ishte edhe shkëmbimi i letrave ndërmjet tij dhe disa priftërinjve siç tregohet në librin "**Veprat e plota të Shejh Muham-med Abduhu-t**" 2/363-367 të cilin e ka përgatitur Muham-med Imarah.

Rreth kësaj teorie janë bërë diskutime ndërmjet një numri prej atyre që e përkrahnin atë dhe atyre që e kundërshtonin. Prej tyre ishin Muham-med Abduhu, Muham-med Husejn Hejkel, mjeku Husejn El Heraui. Abdul Xheuad Esh-sherkaui. Këto diskutime janë bërë tek revista “**Es-sijasetu el Usbuijeh bi misr**” nr 2821 në muajin Safar të vitit 1351 dhe pas tij.

Në gazetën "El Hilal" nr 484-485 të vitit 1357, 1358 ka disa shkrime (dhe diskutime) me temë “**A është i mundshëm bashkimi i Islamit dhe krishterimit**” ndërmjet Muham-med Ferid Uexhdi, Muham-med Arafeh, Abdullah El Fijshaui el Gaz-zij dhe disa priftërinjve. Ky diskutim dhe këto shkrime ishin të njëpasnjëshme rreth përgjigjes së pyetjes : A është e mundur që të bashkohet Islami me krishterimin vetëm nga ana e metodës shpirtërore

(dhe subjektive) apo vetëm nga ana e çështjeve objektive? I krishteri Abraham Luka e konsideronte të vështirë bashkimin e Islamit me krishterimin në të dyja fushat së bashku. Por ai e konsideroi të thjeshtë bashkimin me ta për interesat e vendit. Më pas tha :

“Nuk është e mundur të arrihet një bashkim i plotë vetëm se duke përqafuar njëra palë parimet e palës tjetër. Ose të besojmë se Mesihu është Zot dhe është trup njeriu dhe ka vdekur e më pas është ngritur e atëherë të gjithë do jenë krishterë ose të besojmë se Mesihu është një prej profetëve e atëherë të gjithë do jemi muslimanë”.

4. **Etapa e katërt është thirrja në këtë teori në kohën tonë.**

Në çerekun e fundit të shekullit të 14 të hixhrit e deri në këtë vit 1416 dhe nën hijen e "**Rendit të ri botëror**" çifutët dhe krishterët kanë shpallur thirrjen e tyre për tu bashkuar fetarisht me muslimanët, me një fjalë tjetër : “**Bashkimi i fesë së Musës, fesë së Isës dhe fesë së Muham-medit**” me emër : "**Thirrja për afrim fetar**", "**Afrimi ndërmjet feve**" më pas me emrin : "**Largimi prej fanatizmit fetar**". Më pas me emrin : "**Vëllazërimi fetar**" e për këtë u hap një qendër në Egjipt me këtë emër [(12)]. Gjithashtu me emrin

---

[12()] Në librin e Muhamed El Behij "**Vëllazërimi fetar dhe bashkësia e feve është politikë jo Islame**" fq 3 ka thënë : "[**Vëllazërimi fetar**] është një grup që ushtron aktivitete të përbashkëta ndërmjet muslimanëve dhe

"**Bashkësia e feve**" e për këtë u hap një qendër në Sina të Egjiptit me të njëjtin emër [(13)]. Me emrin "**Vëllazëria krishtero-islamike**". Me emrin : "**Bashkimi krishtero-islamik kundër komunizmit**". Më pas (kjo teori) u servir tek njerëzit nën disa emërtime si : "**Njësimi i feve**", "**Unifikimi i feve**", "**Unifikimi i tre feve**", "**Fetë e Ibrahimit**", "**Feja e Ibrahimit**", "**Unifikimi i feve të Ibrahimit**", "**Unifikimi i fesë Hyjnore**", "**Besimtarët**", "**Besimtarët e bashkuar**", "**Njerëzit e bashkuar**", "**Feja botërore**", "**Harmonia ndërfetare**" [(14)], "**Fetarët**", "**Botërorja** [(15)] **dhe unifikimi i feve**". Më pas doli një emërtim tjetër "**Unifikimi i librave qiellorë**" më pas ky emërtim u kthye në ide për ta botuar Kur'anin bashkë me Teuratin dhe Inxhilin në një libër të vetëm.

Më pas kjo teori hyri në "**jetën e adhurimeve**" [(16)] atëherë kur bëri thirrje "**papa**" për të kryer një namaz të përbashkët duke marrë pjesë përfaqësuesit e tre

krishterëve në qendrën e përgjithshme të shoqatës së rinisë muslimane në Kairo...".

[13()] Në referencën e mëparshme tregohet : "**Bashkësia e feve**" është emri i një ndërtese në "Uadi er-raha" në Sina për të kryer adhurimet e tre feve.

[14()] Nën këtë emër është duke u kultivuar sot kjo teori edhe në trevat tona duke e mbartur atë një grup munafikësh të nxitur nga armiqtë e jashtëm dhe të brendshëm të Islamit. [Shën.përkth]

[15()] "**Botërorja**" është një rrymë bashkëkohore e cila synon dhe thërret për të nxjerrë nga të gjitha fetë dhe rrymat e shumta botërore vetëm një të vërtetë. Realiteti i kësaj rryme është shkatërrimi i Islamit. Shih librin "**Mu'xhem el menahi el-lefdhijeh**" f 370-371.

[16()] Që këtu e deri tek paragrafi nr 10 (që do vijë) janë marrë nga "**Silsiletu tekarir el ma'lumat bi uizareti el eukaf el kuuejtijeh**" dokumenti nr 61334 në qendrën e mbretit Fejsal për kërkime dhe studime Islame në Rijad.

feve : fesë Islame dhe ehli kitabit. Ky veprim u krye në fshatin Esis në Itali më datë 27-10-1986 (d). Më pas u përsërit ky veprim disa herë me emrin "**Falja e shpirtit të Shenjtë**" [17].

Në Japoni në majën e malit "**Kito**" u krye falja e përbashkët dhe fatkeqësisht ndër pjesëmarrësit ishte edhe përfaqësuesi i një prej shoqatave të njohura Islame.

Gjithashtu ata kanë përdorur edhe mënyra të tjera të zbukuruara për degradim dhe për të tërhequr vëmendjen që të mblidhen rreth kësaj teorie (sa më shumë njerëz) si p.sh thirrja për paqe botërore ose siguri, lumturi për mbarë njerëzimin, vëllazëri, liri, barazi, bamirësi. Kjo është e ngjashme me tre mënyrat e afrimit që përdor "**Masonizmi**" : "**Liri, vëllazëri, barazi**" ose "**paqe, mëshirë, humanizëm**". E kjo bëhet me anë të asaj që quhet "**Spiritualizmi bashkëkohor**" teori e cila bazohet në thirrjen për prezencën e shpirtrave, shpirtit musliman, shpirtit çifut, shpirtit krishter, shpirtit budist dhe të tjerë. Kjo është një prej teorive të sionizmit botëror shkatërrimtar sikurse e ka treguar rrezikun e kësaj teorie prof. Muham-med Muham-med Husejn Allahu e mëshiroftë në librin e tij "**Spiritualizmi bashkëkohor është teori**

---

[17()] Ky lajm nuk ka treguar se drejt cilës kibël janë drejtuar kur i priu "**papa**" në këtë falje dhe a u falën në ndonjë vend mëshire – xhami – apo në ndonjë vend dënimi – kishë ose sinagogë? Kjo është falja e parë në të cilën një mosbesimtar prin muslimanët ...??!!

**shkatërrimtare dhe thirrje për prezencën e shpirtrave dhe lidhja e saj me sionizmin botëror**" [18].

- **Gjurmët që ka lënë kjo teori tek Islami dhe muslimanët.**

Gjithë kjo veprimtari e guximshme la disa gjurmë :

**Prej këtyre gjurmëve** është depërtimi deri tek pika më e vështirë dhe thyerja e barrikadës së frikës prej muslimanëve nga njëra anë dhe të distancimit prej mosbesimtarëve nga ana tjetër.

**Prej këtyre gjurmëve** është se "papa" e paraqiti veten e tij para botës si drejtuesin shpirtëror të të gjitha feve dhe se ai është mbartësi i mesazhit të

[18]() "Këta pretendojnë se sjellin shpirtrat e të vdekurve, shpirtrat e muslimanëve, të krishterëve, çifutëve, budistëve e të tjerëve. Këta janë injorantë edhe pse kanë fe të ndryshme në vende të ndryshme të botës. Ata pretendojnë se jetojnë të gjithë në lumturi dhe kënaqësi. Prej kësaj kuptohet se lumturia dhe kënaqësia nuk qëndron tek feja që zgjedhin njerëzit për vete e tyre. Kjo ide çon tek nënvleftësimi i fesë dhe formimi i një ideologjie të re fetare... Ai që qëndron pas kësaj teorie është sionizmi botëror shkatërrimtar me të gjitha mjetet e tij me në krye "Masonizmin" i cili punon për zhdukjen e "fanatizmit" fetar dhe nacionalist për të arritur kështu që të përdorë mendjelehtët e muslimanëve dhe të krishterëve dhe të feve të tjera për tu shërbyer qëllimeve të tij në emër të humanizmit që i bashkon të gjithë, për të fshirë nga faqja e dheut çdo fanatizëm përveç fanatizmit çifut, për fenë dhe nacionalitetin e tyre. Atëherë e gjithë bota do bëhet përpara çifutëve si një kope me dele që nuk i lidh asnjë gjë me njëri-tjetrin e kështu mund ti drejtojnë ku të duan ata". Marrë nga libri "**Spiritualizmi bashkëkohor është teori shkatërrimtare, është thirrje për prezencën e shpirtrave dhe lidhja e saj me Sionizmin botëror**" fq 6-7. [Shën.përkth].

paqes botërore për mbarë njerëzimin.

**Prej këtyre gjurmëve** është se "papa" e konsideroi datën 27/10/1986 (d) festën e të gjitha feve ndërsa ditën e parë të janarit si "**dita e vëllazërimit**".

**Prej këtyre gjurmëve** është se ata formuluan një himn të cilin e këndojnë të gjithë dhe e quajtën atë : "**Himni i një Të Adhuruari të vetëm, Zot dhe Atë**".

**Prej këtyre gjurmëve** është se u përhapën nëpër botë organizimi i kongreseve rreth kësaj teorie. Gjithashtu edhe formimi i shoqatave dhe organizatave të cilat ftojnë në "njësimin e feve" dhe në ngritjen e klubeve dhe organizmin e takimeve. Prej tyre ndodhën sa vijon :

1. Më datën 12-15/2/1987 (d) u organizua "**Kongresi Ibrahimist**" në Kurtube në të cilin morën pjesë një numër çifutësh dhe krishterësh dhe një numër prej atyre që pretendojnë se janë muslimanë si Kadjanijtë dhe Ismailijet.

Ky kongres u organizua me emrin "**Kongresi i dialogut ndërkombëtar për njësimin e Ibrahimizmit**". E me këtë qëllim u hap edhe instituti me emrin "**Instituti i Kurtubes për njësimin e feve në Evropë**" ose "**Qendra kulturore Islame**" ose "**Qendra E Kurtubes për kërkime Islame**" [(19)].

---

[19()] Siç e sheh termat që përdorin ata janë shumë mashtruese për masën e

Organizatori (i këtij kongresi) ishte krishteri Roxhe Xharudi (Roger Garaudy) dhe pika më e rëndësishme në gjithë këtë organizim ishte vërtetimi se ka disa të përbashkëta ndërmjet përkatësive të ndryshme fetare dhe takimi mes tyre [20].

2. Më datën 21/3/1987 (d) u themelua shoqata botërore e besimtarëve në Zot me emrin : "**Besimtarët e bashkuar**".

3. Në verën e këtij viti gjithashtu u themelua "**Klubi i të rinjve fetarë**".

4. Në muajin prill të po këtij viti u themelua shoqata me emër : "**Njerëzit e bashkuar**".

5. Këtyre shoqatave iu vendosën disa parime dhe rregullore të brendshme të cilat synonin shkrirjen e diferencave ndërmjet Islamit, krishterimit dhe çifutizmit dhe zhveshjen e personalitetit Islam prej identitetit të tij – që thotë se : Islami i ka shfuqizuar fetë e mëparshme dhe se Kur'ani i ka shfuqizuar librat e mëparshëm dhe i ka përfshirë ato – në emër të "**bashkimit ndërfetar**".

6. Buxheti i shoqatës "**Besimtarët e bashkuar**" ishte

---

gjerë, vetëm se qëllimi është një dhe i qartë, shkrirja e fesë Islame në fetë e tjera dhe zhdukja e saj përfundimisht. Edhe qëllimi i "**dialogut ndërfetar**" ky është, bashkimi i feve. [Shën.përkth]

[20()] Shih librin "**La lil xharudi ue uethikati Ishbilijeh"** i Sa'ad Dhalam dhe librin "**El Islam uel Edjan**" i Muhamed Abdurrahman Iuedh.

800.000 (tetëqind mijë) dollarë.

7. Në rast se shoqata shpërbëhet kjo pasuri i kthehet "Kryqit të Kuq" dhe shoqatave të sadakave krishtere.

8. Prej çështjeve të rëndësishme në këtë shoqatë ishin simbolet e saj si vijon : "**Simboli i bamirësisë**" i cili është themeluesi i "**Kryqit të Kuq**". "**Simboli i evoluimit**" që është Darvini. "**Simboli i barazisë**" që është Karl Marks. "**Simboli i paqes botërore për mbarë njerëzimin**" dhe "**Vëllazërimit ndërfetar**" që është papa.

9. Kjo shoqatë vendosi një flamur të vetin në të cilin ndodheshin simbolet e mëposhtme : "**Simboli i Kombeve të Bashkuara**", "**Harku i Ylberit**" dhe numri "**7**" [(21)] që simbolizon fitoren sipas tyre. Gjithashtu këtë simbol kishte edhe anija e parë që zbuloi kontinentin Amerikan dhe mbarti mesazhin krishter tek ky kontinent.

10. Vazhduan njëra pas tjetrës kongreset për bashkimin e feve në Nju Jork, Portugali dhe në vende

---

[21()] Në biblën e tyre tek kapitulli “Zanafilla” 9 tregohet – Allahu i shëmtoftë sa shumë që gënjejnë – se Zoti e bëri harkun e ylberit shenjë e cila do ta kujtonte Atë që të mos i ndëshkonte më banorët e tokës siç ndodhi me popullin e Nuhut. Ky hark ishte një shenjë bese ndërmjet Zotit dhe banorëve të tokës që : "Sa herë ta shohë Zoti harkun e ylberit të kujtohet që të mos ngatërrohet më me ndonjë tufan tjetër. I vraftë Allahu çifutët sa shumë që gënjejnë. Mallkimet e Allahut të njëpasnjëshme qofshin mbi ta deri ditën e Kijametit". Shih librin "**Kadhaif el hak**" të Gazalit f 24-25.

të tjera.

**Prej këtyre gjurmëve** është se përveç pjesëmarrjes së disa prej atyre që janë muslimanë – në këto takime në vendet mosbesimtare në kongreset ose organizimet ose simpoziumet ose faljet e përbashkëta – të detyruar ose me dëshirën e tyre – çështja e tyre është tek Allahu – është se këto simbole menjëherë sa dolën në horizont depërtuan në vendet Islame ku edhe patën jehonën e vet tek disa muslimanë. Devijuan (për shkak të saj) disa mendje, vepruan për të disa lapsa, folën për të disa gojë dhe u nisën për thirrjen e saj disa gjuhë pas disa të tjerave dhe thirrja e saj u ngrit në tavolinën e kongreseve ndërkombëtare dhe klubeve zyrtare dhe private.

Prej këtyre ishte edhe "**Kongresi i Sherm Shejh në Egjipt**" në muajin Sheual të vitit 1416 në të cilin disa prej personaliteteve të larta !!!! të muslimanëve !!!! theksuan pikat e përbashkëta që kishte ky kongres me "**Kongresin Ibrahimist**", kongres i cili kishte mbledhur një numër muslimanësh, çifutësh, krishterësh dhe komunistësh.

Gjithashtu më datën 10/10/1416 doli lajmi për botimin e një libri i cili kishte bashkuar në brendësinë e tij : Kur'anin e Nderuar, Teuratin dhe Inxhilin [22].

---

[22]() Doli ky lajm në mjetet e ndryshme të informacionit. Prej tyre në gazetën "**Er-ra'j**" nr 9316 më datë 13/10/1416.

Në disa vende doli një vendim zyrtar për lejimin e muslimanëve për vendosjen e emrave të posaçme për çifutët. Ky vendim doli pas vendosjes së emrit "**Rabin**" njërit prej të porsalindurve të muslimanëve [(23)].

**Kështu përhapet çifutizimi dhe krishterizimi duke përhapur simbolet e tyre, duke marrë pjesë muslimanët në gëzimet e tyre, në festat e tyre, duke shpallur vëllazërimin e tyre, gëzimin me shoqërinë e tyre, duke ndjekur hapat e tyre, duke i imituar ata, duke thyer barrikadën e largimit prej tyre me anë të këtyre veprimeve dhe me anë të natyralizimit të lidhjeve me ta** [(24)].

Kështu ka ardhur ky zinxhir veprimesh të njëpasnjëshme në jetën tonë bashkëkohore.

Kjo ishte ajka e asaj që kanë shfaqur çifutët dhe krishterët në lidhje me teorinë e bashkimit të feve të tyre me fenë Islame. E kjo teori me këtë përshkrim (që dhamë) konsiderohet diçka e re bashkëkohore me anë të shpikjes së këtyre simboleve, me mbështetjen e çifutëve dhe krishterëve nga kishat dhe sinagogat e

---

[23()] U përhap ky lajm në mjetet e informacionit dhe në gazetat botërore në muajin Ramazan të vitit 1416.

[24()] Natyralizimi i lidhjeve është një term bashkëkohor ndërkombëtar që tregon për një marrëveshje dy palëshe mes shteteve që synon normalizimin e marrëdhënieve duke u përshtatur me realitetin e ri të të dyja vendeve. Ky natyralizim përfshin disa aspekte, jo vetëm aspektin politik. Ai përfshin aspektin ekonomik, përfaqësinë diplomatike, shkëmbimet tregtare, bashkëpunimin në fushën e medias dhe hapjen e mundësisë për pritjen e turistëve nga të dyja vendet. Shih librin “El Kelimat el Garibeh” fq 148.

tyre (zyrtarisht), gjithashtu me anë të futjes së saj edhe në fushën e politikës, me anë të fjalimeve të udhëheqësve dhe ndjekjes së shpejtë të saj me anë të kongreseve, organizatave, simpoziumeve, për ta futur këtë ide në jetën praktike me të vërtetë, duke hyrë vjedhurazi edhe në vendet Islame, nën hijen e "**Rendit të ri ndërkombëtar**" (25), me synimin që përpara se të mbizotërojë feja e tyre të krijojnë një dalje në tërësi të muslimanëve nga feja e Islame.

Shpallja e kësaj teorie dhe publikimi i saj ishte me gjuhën e krishterit që hyri vjedhurazi në Islam : Roxhe Xharudi (Roger Garaudy) (26). Ai për këtë teori organizoi

---

25() Ndryshe quhet : "**Rendi i ri botëror**" ose "**Rendi botëror bashkëkohor**". Këtë term e ka shpallur presidenti amerikan "**Bush**" pas krizës së "**Gjirit Arabik**" – (të cilin këmbëngulin kafirat ta quajnë "**Gjiri Persik**" [shën.përkth]) – në vitin 1411 por nuk kanë shpallur synime të qarta të shënuara për këtë gjë. Por e vërteta merret vesh me anë të fuqive që punojnë (për të) në organizatat ndërkombëtare si : "**Kongresi për bashkimin e feve**", "**Kongresi për gruan dhe banimin**", "**Kongresi ndërkombëtar për mësim-dhënien**". Kështu që "**Rendi i ri botëror**" është një sistem kolonializues, perëndimor, me një fytyrë të re, kundër popujve, civilizimeve dhe fesë jugore dhe në pararojën e synimeve të tij është umeti Islam. Ky sistem synon shkatërrimin e fesë dhe moralit, imponimin e ndjekjes dhe imitimit të civilizimit të tyre në aspektin fetar dhe moral dhe përhapjen e kufrit dhe imoralitetit.

26() U përhap nëpër media lajmi që Roxhe Xharudi nuk e ka lënë krishterimin e tij e me gjithë këtë ai filloi të përhapë ide të reja ne Islam, prej tyre se : Namazet farz në Islam janë tre jo pesë dhe ftonte në një besim të ri të përzier mes Islamit, krishterimit dhe komunizmit e të tjera kufre të tij siç tregohet në "**Mexhel-letul Mexhel-leh**" të vitit 1416. I është kundër-përgjigjur atij Shejhu i Ez'herit Xhadul Hak – Allahu e mëshiroftë – pak para se të vdiste. Gjithashtu i është kundër-përgjigjur Shejh Abdul Aziz Ibn Bazi i cili ka vdekur në vitin 1420 – Allahu e mëshiroftë – muftiu i përgjithshëm i Mbretërisë së Arabisë Saudite në "**Mexheletul El Bath El Islami**" nr 6 e

"**Kongresin Ibrahimist**" më pas erdhën ngjarjet siç i treguam në fillimin e kësaj hyrjeje.

Nuk duhen harruar përpjekjet shumë aktive të çifutëve dhe krishterëve në thirrjen për : "**Dialog ndërfetar**" (27) ose për "**Shkëmbimin e civilizimeve dhe kulturave**" ose për "**Ndërtimin e një civilizimi njerëzor të përbashkët**" ose për "**Ndërtimin e një xhamie, kishe dhe sinagoge**" në një vend së bashku sidomos nëpër universitete ose aeroporte.

Një prej portave të këqija të cilat fshihnin parapërgatitjen e rrugës për këtë teori dhe prishjen e fesë ishin edhe **studimet krahasuese ndërmjet tre feve** (28). Që këtu është përpjekur çdo kush që ta shfaqë fenë e tij mbi fetë e tjera e kështu zhduket uniteti i fesë Islame dhe veçoritë e saj. Ndërsa

---

muajit "Rabi El Euel" e vitit 1417, fq 24-31. Zbulimi i realitetit të një personi si ky pas disa vitesh është një mësim për muslimanët që të jenë të matur dhe të sigurohen para se të shpallin diçka sepse muslimanët e madhëruan këtë person dhe e bënë atë të njohur, më pas doli që gjendja e tij ishte kjo që treguam. Allahut i ankohemi dhe vetëm Atij i kërkojmë ndihmë.

27() I fundit ishte "**Kongresi Islam dhe dialogu ndërfetar i civilizuar**" që u mbajt në Kairo në muajin Rabi' El Euel të vitit 1417. Në revistën "**Mexheletul Islah**" Emiratase nr 351 më 1/4/1417 është dhënë një raport rreth tij dhe janë zbuluar disa të vërteta shqetësuese nga gojët e disa prej atyre muslimanëve pjesëmarrës në të?! (Është e domosdoshme që muslimanët të jenë sy hapur dhe të mos mashtrohen nga termat vezulluese që përdorin ata dhe munafikët tanë të cilët kanë hapur edhe departamente për këtë lloj dialogu ndërfetar dhe qendra kërkimore për të!!! [Shën.përkth])

28() Prej kësaj ideje del në pah qëllimi i ngritjes së qendrave kërkimore për dialogun ndërfetar. [Shën.përkth]

dyshimet fryhen dhe para tyre dorëzohen zemrat e dobëta... E kam treguar rrezikun e kësaj gjëje në një shkrim timin më pas lexova disa fjalë të mira në parathënien e përkthimit të Prof. Muham-med Halife Et-tunusij të librit : "**Protokollet e pleqve sionistë**" fq 78 ku thotë : "...mund të thuash të njëjtën gjë për "**shkencën e krahasimit të feve**". Përpiqen çifutët të studiojnë evoluimin e tyre dhe të bëjnë krahasime ndërmjet etapave të ndryshme dhe krahasime ndërmjet feve në etapat e tyre që kështu të fshijnë shenjtërinë e tyre dhe ti shfaqin profetët në pamjen e dexhalëve".

Kjo ishte një paraqitje e shkurtër e historikut të teorisë "**bashkimi ndërfetar**" dhe ardhja e saj gradualisht në tre etapat e sipër-përmendura dhe disa gjurmë që ka lënë ajo tek muslimanët dhe Islami. Në fund të përgjigjes së përmbledhur do tregojmë disa detaje të synimeve që ka kjo teori për Islamin dhe muslimanët.

❖ **Tema e dytë** : **Përgjigja e përmbledhur.**

Thirrja për në këtë teori trinom **nën çdo lloj emërtimi** (prej emërtimeve që u treguan më parë) me qëllim për ta bashkuar fenë Islame – të vërtetë dhe shfuqizuese të sheriateve të mëparshme – me fenë e çifutëve dhe krishterëve – e cila është fe e shfuqizuar ose e devijuar – **konsiderohet kurthi më i madh që është parë (**në histori**) kundër Islamit dhe muslimanëve**, kurth për të cilin janë bashkuar çifutët dhe krishterët me shkakun e tyre të përbashkët "urrejtja e Islamit dhe muslimanëve". Këtë (kurth) ata e paketuan me disa shtresa emërtimesh që shkëlqejnë por që në të vërtetë ato janë gënjeshtra, mashtrime edhe me përfundim të frikshëm.

Kjo teori në gjykimin Islam konsiderohet bidat, humbje dhe kufër. Ajo është një plan mëkatar i tyre. Ajo konsiderohet thirrje e muslimanëve në tërësi për të dalë nga Islami sepse ajo bie ndesh me parimet elementare. Ajo shkel shenjtërinë e profetëve dhe profecive. Ajo hedh poshtë vërtetësinë e Kur'anit, shfuqizimin që i ka bërë ai librave të mëparshëm. Gjithashtu ajo hedh poshtë shfuqizimin që i ka bërë Islami të gjitha sheriateve (legjislacioneve) të mëparshme. Ajo hedh poshtë faktin që profecia është vulosur me Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Kështu që ajo është një teori e refuzuar në sheriatin Islam dhe haram i prerë me të gjitha

argumentet e ligjeve të Islamit, me Kur'an, me Sun-net, me Ixhma e me çdo argument që hyn nën këto.

Për këtë arsye nuk lejohet për muslimanin që beson Allahun Zot, Islamin fe, dhe Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem profet që ti përgjigjet kësaj thirrjeje dhe as të hyjë në kongreset e saj, në simpoziumet, mbledhjet, shoqatat dhe as të anëtarësohet në organizatat e saj. Përkundrazi duhet ta lejë atë, ta refuzojë atë, të ruhet prej saj, t'i paralajmërojë (të tjerët) që të ruhen prej pasojave të saj. Duhet të flasë (besimtari) kundër saj e të llogarisë shpërblim në këtë gjë, ti largojë njerëzit prej saj, të shpallë refuzimin e saj. Ajo duhet përzënë prej vendeve Islame, duhet izoluar prej ndjenjave të tyre dhe asgjësuar. Duhet përzënë dhe duhet drejtuar nga perëndimi andej nga ka ardhur dhe izoluar në kraharorët e atyre që e shprehin atë. Është detyrë për udhëheqësin e muslimanëve ti ndëshkojë këta persona me ndëshkimin që u takon atyre që dezertojnë fenë pasi të jenë plotësuar shkaqet dhe të jenë larguar pengesat për të ruajtur fenë dhe për të ndaluar ata që duan të luajnë me të dhe për t'ju bindur Allahut dhe të dërguarit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem e për të ngritur fenë e pastër.

Kjo teori nëse ka gjetur pranim tek çifutët dhe krishterët kjo vjen sepse ata e meritojnë atë, ngaqë ata nuk kanë një sheriat të zbritur të përhershëm. Përkundrazi feja e tyre është e kotë dhe e devijuar ose

e vërtetë por e shfuqizuar prej Islamit. Kurse muslimanëve – pasha Allahun – nuk u lejohet në asnjë rast që të bëhen pjesë e kësaj teorie sepse ata i përkasin Sheriatit të përhershëm të zbritur i cili është i gjithi hak, i vërtetë, drejtësi dhe mëshirë. Ta dijë çdo musliman se kjo thirrje është një thirrje me natyrë filozofike, me formim politik dhe me synim mohues [29] e cila është shfaqur me një rrobë të re për tu hakmarrë ndaj muslimanëve në akiden, tokën dhe pushtetin e tyre. Ajo synon Islamin dhe muslimanët në disa pika :

1. Të krijojnë një periudhë zhurmimi kundrejt Islamit dhe rrëmuje ndaj muslimanëve dhe ngarkimin e tyre me një rrymë të madhe dyshimesh dhe epshesh që të jetojë muslimani ndërmjet largimit (prej të vërtetës) dhe afrimit (drejt të kotës).

2. Ndalimin e shtrirjes Islame dhe bllokimin e saj.

3. Synimi i themeleve të Islamit me qëllim për ta shkatërruar dhe zhdukur atë, për ti dobësuar muslimanët, për ta hequr imanin nga zemrat e tyre e për ta varrosur atë.

4. Zgjidhja e lidhjes (vëllazërore) Islame ndërmjet botës Islame në çdo vend për të vendosur në vend të kësaj lidhjeje lidhjen vëllazërore të mallkuar të çifutëve dhe krishterëve.

---

[29]() Shih librin "El Iman" të Uthman Abdul Kadir Es-safij f 117.

5. Ndalimin e lapsave të muslimanëve dhe gojëve të tyre prej emërtimit të çifutëve dhe krishterëve dhe të tjerëve me termin **kafira** të cilët i ka emërtuar Allahu dhe i dërguari i Tij sal-l Allahu alejhi ue sellem me këtë term nëse nuk e besojnë Islamin dhe nuk distancohen nga fetë e tjera.

6. Synon që t'i hedhë poshtë ligjet e Islamit të cilat janë detyrë për muslimanët kundrejt mosbesimtarëve, çifutë, krishterë e të tjerë ndër umetet e kufrit të cilët nuk e kanë besuar Islamin dhe nuk janë larguar prej feve të tjera.

7. Synon që ti ndalojë muslimanët prej kulmit më të lartë të Islamit që është xhihadi në rrugën e Allahut. Ndër të tjera edhe prej xhihadit kundër ndjekësve të librave (të mëparshëm) dhe luftimit të tyre për të pranuar Islamin ose për të dhënë xhizjen nëse nuk e pranojnë Islamin.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajeteve) : "**Luftojini ata ithtarë të librit që nuk besojnë Allahun dhe as Ditën e Fundit dhe nuk konsiderojnë haram atë që e ka konsideruar Allahu dhe i dërguari i Tij të tillë dhe nuk besojnë fenë e vërtetë deri sa të japin xhizjen të poshtëruar**" [Et-teubeh 29].

Sa e sa trembje ka për mosbesimtarët, në luftimin kundër armiqve të Allahut, të dërguarit të Tij dhe të besimtarëve. Sa e sa tmerr hyn në zemrat e tyre.

Kështu triumfon Islami dhe poshtërohen armiqtë e tij, gjithashtu Allahu qetëson zemrat e besimtarëve.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajeteve) : "**Përgatitni për ta atë fuqi që mundeni dhe kuajt me anë të të cilave të tmerroni armiqtë e Allahut dhe armiqtë tuaj**". [El Enfal 60].

Ëshë e çuditshme sa pas dore e kanë lënë muslimanët këtë fuqi të ligjshme Islame. Shfaqet kjo lënie pas dore tek qëndrimet e tyre shkatërrimtare. Qëndrimi i tyre për asgjësimin e xhihadit dhe varrosjen e tij. Qëndrimi i tyre në keqinterpretimin e xhihadit dhe kufizimin e tij vetëm në xhihad mbrojtjeje dhe jo (xhihad) për ti bërë njerëzit që ti nënshtrohen ftesës Islame ose dhënies së xhizjes nëse nuk i nënshtrohen kësaj ftese. Qëndrimi i atyre (muslimanëve) që e quajnë xhihadin "terrorizëm" për t'i larguar njerëzit prej tij, derisa mbërriti gjendja e muslimanëve deri në atë pikë sa u shkri edhe qëndrimi i tyre kundrejt xhizjes që duhej vendosur mbi mosbesimtarët në shekujt e vonë.

Vendosja e xhizjes mbi çifutët dhe krishterët nëse nuk bëhen muslimanë është krenari për muslimanët dhe poshtërim për kafirat (mosbesimtarët). Për këtë arsye ata janë përpjekur që në shekullin e katërt të hixhrit që ta anullojnë xhizjen dhe për ta hedhur poshtë atë.

E para letër të cilën e falsifikuan çifutët ishte në shekullin e katërt të hixhrit. Atëherë prijësi ia paraqiti atë dijetarëve. Gjykoi për të Imami, shpjeguesi i Kur'anit, Muham-med ibn Xherir Et-taberi – i cili ka vdekur në vitin 310 – që kjo letër është falso sepse në të ishte dëshmia e Muauije Ibn Ebi Sufjanit radi Allahu anhuma por ai është bërë musliman në vitin e çlirimit të Mekës, pra pas vitit të Hajberit, vitit të shtatë, ndërkohë që ata pretendojnë se kjo letër e shfuqizon për ta xhizjen në vitin e Hajberit. Gjithashtu aty është edhe dëshmia e Sa'ad Ibn Muadhit radi Allahu anhu ndërkohë që ai ka vdekur në vitin e Hendekut, pra para Hajberit. Kështu u vërtetua falsiteti i kësaj letre.

Por çifutët e nxirrnin atë herë pas here e sa herë që e nxirrnin gjykonin dijetarët që ajo është falso. Kjo gjë ndodhi në kohën e Hatib El Bagdadit i cili ka vdekur në vitin 463 dhe ai e tregoi kotësinë e saj.

Gjithashtu e nxorën atë në shekullin e shtatë në kohën e Ibn Tejmijes i cili ka vdekur në vitin 728 dhe ai gjykoi që ajo është e kotë. Shpjegimi i saj është i detajuar tek libri "**Ahkam Ehl Edh-dhim-meh**" 1/5-8 të cilin e ka shkruar Ibnul Kajimi Allahu e mëshiroftë.

Gjithashtu edhe krishterët falsifikuan "**dokumentin e santa Katerinës**" që ndodhej i varur në Kishën e Turi Sinait. Katerina është emri i gruas së njërit prej murgjve. Me emrin e saj është emërtuar kisha në Turi Sina sepse ajo është varrosur në të në

shekullin e nëntë. Ky dokument është falso dhe atë e kanë shpikur krishterët.

Në revistën "**Mexheletu Ed-dareh**" nr 3 viti 1400 fq 124-130 ndodhet një kërkim i rëndësishëm që sqaron disa dokumente të cilat i kanë shpikur çifutët dhe krishterët. Prej tyre edhe ky dokument. Këtë kërkim e ka shkruar Abdul Baki Fas-sah në Algjeri në Universitetin Kostantineh.

Gjithashtu mund të shtojmë tek argumentet që ky dokument është falso se në të është dëshmia e Ebu Hurejres radi Allahu anhu ndërkohë që ai është bërë musliman në vitin e Hajberit, në vitin e shtatë ndërkohë që ky dokument pretendohet se është shkruar në vitin e dytë të hixhrit.

Shih rreth "**Kishës Turi Sina**" e cila u quajt në shekullin e nëntë me emrin "**Kisha Santa Katerina**" librin "**El Meusuatu el arabijetu el mujes-sereh**" 1/830 dhe librin "**El Munexh-xhid**" [30] tek fjala "**Sina. Kisha Tur**" dhe librin "**Mu'xhem el Buldan**" tek fjala "**Kisha Tur Sina**" dhe librin "**El Munexh-xhid fil E'lam**" f 295.

---

[30()] Librat "**El Munexh-xhid**" dhe "**El Munexh-xhid fil e'lam**" janë libra krishterësh. Unë i tregova ato këtu si argument kundër tyre nga vetë librat e tyre. Ndërsa ne nuk kemi nevojë për to se na ka dhënë Allahu librat që i kanë shkruar muslimanët në kohët e hershme dhe të sotme. Falënderimi i takon Allahut. Gjithashtu shih librin "**Gabimet e (**librit**) El Munexh-xhid**" të shejh Ibrahim El Kat-tan-it – Allahu e mëshiroftë – .

8. Synon ta shkatërrojë bazën e Islamit dhe themelin e "**Miqësisë dhe armiqësisë**" dhe "**Dashurisë dhe Urrejtjes**". Kjo teori dredharake synon që ta thyejë barrikadën e distancimit prej mosbesimtarëve, largimit prej tyre, shfaqjen e urrejtjes dhe armiqësisë ndaj tyre për hir të fesë dhe largimin nga miqësimi ose dashuria ndaj tyre ose shoqërimi me ta.

9. Ajo synon që ta frymëzojë ideologjinë me një shpirt armiqësor kundrejt fesë, të mbuluar me rrobën e bashkimit të feve dhe zhveshjen e botës Islame prej fesë së tyre. Sikurse synojnë ta veçojnë Sheriatin që ndodhet në Kur'an dhe Sun-net nga jeta. Atëherë është e thjeshtë për ta çuar njeriun në mendimet injorante dhe moralin shkatërrimtar i cili është i zbrazur prej çdo vlere, gjë e cila nuk i jep mundësi (muslimanit) për të qenë drejtues (i njerëzimit). Gjithashtu synon ta vendosë muslimanin në rolin e marrësit të çdo gjëje që i japin armiqtë e tij dhe të fesë së tij. Atëherë ata do të arrijnë tek synimi i tyre i poshtër : marrja e pushtetit botëror pa u dalë kush përballë.

10. Synon të hedhë poshtë ajkën e Islamit, krenarinë dhe triumfin e tij dhe veçoritë e tij (në të cilat nuk e shoqëron asnjë fe). E gjithë këtë duan ta bëjnë duke barazuar fenë Islame – e cila është e ruajtur nga deformimet dhe ndryshimet – me fetë e tjera të devijuara dhe të shfuqizuara, madje ta

barazojnë atë me besimet politeiste [31].

11. Ajo synon të përgatitë rrugën për krishterizimin (e muslimanëve). Parathënia e saj është thyerja e barrikadës tek muslimanët dhe shuarja e çdo rezistence të mundshme prej muslimanëve duke e paraprirë atë me një injeksion gjumë-vënës (opium) për ta.

12. Synimi thelbësor i tyre është shtrirja e krahëve të kafirave çifutë, krishterë, komunistë e të tjerë në mbarë botën dhe gllabërimin e saj. Në veçanti botën Islame dhe botën arabe dhe më në veçanti zemrën e botës Islame dhe kryeqytetin e saj që është "**Gadishulli arabik**" [32]. Ata për këtë synim kanë përdorur projektin më të fuqishëm në të cilin janë bashkuar umetet e kufrit. Kanë lëvizur në bazë të tij për ta sulmuar Islamin dhe muslimanët me të gjitha llojet e sulmeve, sulmin ideologjik, kulturor, ekonomik, politik, dhe kanë ngritur një treg të përbashkët, në të cilin nuk gjykojnë ligjet e Islamit, nuk dëgjohet dhe nuk zbatohet në të asnjë lloj morali ose vlere dhe as fitimi hallall. Në të përhapet kamata dhe ndalesat e tjera shkatërruese, errësohen ndërgjegjet dhe logjikat

---

31() Për këtë arsye shpikën "**Shkencën e Krahasimit të Feve**" të cilën e studiojnë sot dhe e ua mësojnë studentëve të universiteteve në degët përkatëse. [Shën.përkth].

32() Kam shkruar një libër me titull : "**Veçoritë e Gadishullit Arabik**", mënyrat e ruajtjes së tij dhe sigurimet që duhen ndërmarrë për mbrojtjen e tij.

dhe fuqitë e errëta sulmojnë (në të) çdo moral të pastër ose ligj të drejtë. "**Kongresi për banorët dhe zhvillimin**" që u zhvillua në Kajro më 29/3/1416 dhe "**Kongresi botëror për gruan**" i zhvilluar në Pekin në vitin 1416 janë vetëm sugjerime për zbatimin e këtyre synime kafshërore.

Këto ishin disa synime të kësaj teorie mëkatare. **Sprova është bërë edhe më e madhe sepse këtë teori e kanë pranuar një numër i vogël muslimanësh dhe grupe njerëzish që pretendojnë se i përkasin Islamit dhe rendin pas saj dhe pas kongreseve të saj**. Zërat e tyre ngrihen duke e përmendur atë dhe duke bërë gara me mosbesimtarët në këtë thirrje të përdalë dhe në këtë plan dredharak. Gjendja arriti deri aty sa disa prej këtyre që pretendojnë se i përkasin Islamit shprehën idenë mëkatare për botimin e një libri i cili përfshin Kur'anin e Nderuar bashkë me Teuratin dhe Inxhilin.

Ndërkohë ne lexojmë fjalën e Allahut të Madhëruar që thotë (kuptimi i ajetit) : "... **kjo është fitneja Jote. Ti humbet me anë të saj kë të dëshirosh dhe udhëzon kë të dëshirosh**" [El A'raf 155].

Dihet se porta e "keqinterpretimit dhe ixhtihadit" është e gjerë. Ajo mund ta shpjerë njeriun deri aty sa ta bëjë hallallin haram ose haramin hallall (33). E gjithë

33() "**Mexhmu' el Fetaua**" 21/62-65.

kjo kur ky ixhtihad në origjinë është i pranueshëm, po kur ky ixhtihad nuk është i pranueshëm që në origjinë (ku mund ta shpjerë njeriun?!!) Po kur ky ixhtihad është mëkatar e bie ndesh me bazat e domosdoshme të fesë Islame?!! Si do që të jetë, nuk lejohet që të anashkalohet sqarimi që ka bërë Sun-neti. Ixhtihadet ose komentimet e gabuara duhen refuzuar e jo më ato (ixhtihade ose komentime) që janë të kota. Madje duhen sqaruar që të ruhet feja dhe të ndalohet cënimi i tyre. Kjo është një pjesë e hakut që duhet ti japim Islamit dhe një pjesë e besës që duhet të mbajmë për shkak të dijes dhe imanit.

Kjo thirrje me rrënjët e saj, me simbolet dhe detajet e saj është nga sprovat më të rënda me të cilat janë sprovuar muslimanët në kohën tonë.

E kjo ide është kufër më i rëndë se çdo detaj i teorisë, teori që e përzien e Islamin me kufrin, të vërtetën me të kotën, udhëzimin me humbjen, të mirën me të keqen, sun-netin me bidatin, bindjen (ndaj urdhrave të Allahut) me mosbindjen (ndaj urdhrave të Tij)".

Kjo thirrje mëkatare dhe dredhi e frikshme ka bashkuar në vetvete belatë e deformimit, besimit të prishur dhe keqinterpretimit (të argumenteve). Por umeti Islam është umet i mëshiruar dhe nuk ka për tu bashkuar në këtë humbje. Do ngelet në të një grup që do jenë triumfues tek e vërteta derisa të bëhet

Kijameti. Prej tyre mund të jenë ata që kanë mbartur dijen dhe Kur'anin, udhëzimin dhe sqarimin, të cilët do fshijnë nga feja e Allahut deformimin e atyre që e teprojnë, besimin e kotë të atyre që e besojnë dhe keqinterpretim e injorantëve. Për këtë arsye është detyrë për ne dhe për të gjithë muslimanët sqarimi, mësimi, këshilla, udhëzimi dhe ndalimi i sulmeve që i bëhen Islamit dhe kush paralajmëron ai edhe ka përgëzuar gjithashtu.

Kjo ishte përgjigja e përmbledhur e cila e rrethon këtë teori të rrezikshme dhe zbulon planet e saj të afërta dhe të largëta shkatërrimtare dhe synimin e tyre për të hipur në pushtet pa i refuzuar kush.

Rezultati : **Thirrja e muslimanit për ta bashkuar fenë Islame me legjislacionet dhe fetë e tjera të devijuara ose të shfuqizuara konsiderohet dalje e qartë nga feja dhe kufër i qartë sepse kjo teori shfaq guximin për shembjen e Islamit në themelet dhe degët e tij, në akide dhe vepra. Për këtë ka ixhma' (**të umetit Islam**) e nuk lejohet që kjo çështje të jetë e diskutueshme mes muslimanëve.**

Kjo është hyrje në një betejë të re me adhuruesit e kryqit dhe me ata që janë armiqtë më të mëdhenj të besimtarëve (çifutët). Çështja është serioze dhe nuk është shaka.

Ndërsa tani do tregoj argumentet në formë të

detajuar rreth këtij gjykimi që kam nxjerrë tek rezultati sepse njerëzit e pëlqejnë sjelljen e argumenteve dhe shfaqjen e fakteve dhe sqarimin e rrugës. Kjo bëhet për ata që duan ta ndjekin. Tani vjen sqarimi i detajuar që të mos ngelet kjo çështje e fshehtë për muslimanin që e lexon Kur'anin, për ta shpëtuar atë prej humbjes nga **mjegulla e emërtimeve mashtruese**. I themi çdo muslimani (kuptimi i ajetit) : "**Këto janë ajetet e Allahut t'i cilat Ne ti lexojmë ty me hak. Cilën fjalë pas Allahut dhe ajeteve të Tij besojnë** (ata)". [El Xhathije 6].

### ❖ Tema e tretë : Përgjigja e detajuar.

Kjo përgjigje sqarohet duke treguar bazat dhe çështjet e padiskutueshme të akides si vijon :

Baza e përgjithshme është se feja e profetëve është një, ndërsa sheriatet (legjislacionet) e tyre janë të ndryshme edhe të gjitha janë prej Allahut [34].

Një prej bazave të akides Islame është besimi se feja (e profetëve) është e njëjtë në çështjet e teuhidit, shpalljes, ringjalljes, besimit të përgjithshëm në Allahun e Madhëruar, në melaiket, në librat, në profetët, në ditën e Gjykimit dhe në kaderin e mirë e të keq, në detyrat e profecisë si : transmetimi, thirrja (për tek e vërteta), përgëzimi dhe paralajmërimi, ngritja e argumenteve, sqarimi i rrugës, nxjerrja e njerëzve nga errësira e humbjes në udhëzim, edukimi, pastrimi i tyre, mbushja e (shpirtrave të) tyre me teuhid dhe bindje ndaj Allahut, pastrimi i (shpirtrave të) tyre nga devijimi dhe gjykimi mes njerëzve me atë që ka zbritur Allahu.

Gjithashtu hyn tek kjo bazë besimi se sheriatet (e profetëve) janë të ndryshme në ligje, urdhra dhe ndalesa. Kjo bazë është thelbi i gjithë shpalljeve.

---

[34] Është përhapur (tek njerëzit) gabimisht termi "**fetë qiellore**". E vërteta është se duhet thënë : "**feja qiellore**" që është Islami. Shih librin "**Ebatil ue Esmar**" 2/551 të Mahmud Shakir.

Sqarimi i kësaj baze besimi me dy pjesët e saj është si vijon :

Feja dhe besimi në thirrjen e të gjithë profetëve është e njëjtë.

Ne besojmë se origjina e fesë është një. Për sqarimin e saj ka dërguar Allahu të gjithë profetët. Thirrja e tyre është përputhur në këtë (ide) dhe rruga e tyre është e njëjtë, ndërsa dallimi ka ndodhur në sheriatet e tyre, të cilat kanë buruar prej kësaj feje. Allahu i ka vendosur ata ndërmjet Tij dhe krijesave si transmetues për tu sqaruar atyre këtë fe, për tu treguar atyre atë që është e dobishme për ta dhe atë që është e dëmshme dhe për tu plotësuar atyre ato gjëra që janë të dobishme në këtë jetë dhe në jetën tjetër.

Të gjithë profetët janë dërguar me fenë e përbashkët që është : Adhurimi i Allahut të vetëm pa i shoqëruar Atij asgjë, janë dërguar për të ftuar në njësimin e Tij dhe për tu kapur pas litarit të Tij të fortë. Ata janë dërguar për të treguar rrugën që të çon tek Allahu dhe sqaron gjendjen e tyre pasi të mbërrijnë tek Ai.

Kështu që ftesa e tyre është e njëjtë në këto tre baza :

1. Në ftesën për tek Allahu i Madhëruar për të besuar

dhe pranuar teuhidin, për ta adhuruar Atë të vetëm pa i bërë shok, për tu larguar nga adhurimi i çdo gjëje tjetër veç Tij. Kështu që teuhidi është feja e gjithë botës që nga Ademi e deri tek shpirti i fundit në këtë umet.

2. Sqarimi i rrugës që të çon për tek Allahu i Madhëruar duke pranuar shpalljen dhe ligjet që rrjedhin prej saj, si namazin, zekatin, agjërimin, xhihadin e të tjera, urdhra qofshin apo ndalesa, të cilat rrotullohen rreth pesë ligjeve që janë : 1. urdhrat që janë detyrë të zbatohen ose 2. janë të pëlqyeshme të zbatohen, 3. ndalesat që janë haram të cënohen ose 4. janë të papëlqyeshme të cënohen dhe 5. hallalli (që lejohet të veprohet ose të mos veprohet) vendosja e drejtësisë dhe e vlerave sikurse edhe nxitja për të mira dhe kërcënimi për veprat e këqija.

3. Sqarimi i gjendjes së krijesave kur të mbërrijnë tek Allahu duke besuar dhe pranuar ringjalljen, Ditën e Fundit, vdekjen dhe çka mbas saj në varr, mirësi ose dënim, ringjalljen pas vdekjes, xhen-netin dhe zjarrin, shpërblimin dhe dënimin.

Rreth këtyre tre bazave rrotullohet krijimi dhe urdhri. Gjithashtu edhe lumturia dhe shpëtimi nga ato varet jo nga diçka tjetër.

Për këtë kanë rënë dakord të gjithë librat e zbritur

(prej Allahut) e për të u dërguan të gjithë profetët. Ky është uniteti madhështor ndërmjet profetëve, shpalljeve të tyre dhe umeteve.

Ky është qëllimi i fjalës së Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Profetët janë vëllezër jo të një nëne, nënat e tyre janë të ndryshme ndërsa feja e tyre është një**". Transmeton Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejreh radi Allahu anhu.

Ky është qëllimi gjithashtu në (disa) ajete si ajeti që thotë (kuptimi i tij) : "**Ai ka ligjëruar për ju në fe atë që i ka porositur Nuhut, atë që të kemi shpallur ty, atë që i kemi porositur Ibrahimit, Musës dhe Isës, ngrijeni fenë dhe mos u përçani në të. E rëndë u është dukur mushrikëve ftesa jote. Allahu zgjedh për tek Ai kë të dojë dhe udhëzon për tek Ai atë që kthehet** (rrugës së Tij)" [Esh-shura 13]. Këto baza të përgjithshme janë ideja që tregohet në shumicën e sureve Mekase të Kur'anit të Nderuar.

Po të meditosh në qëllimin e krijimit të krijesave – që është adhurimi i Allahut siç e ka treguar Ai këtë ku thotë (kuptimi i ajetit) : "**Nuk i krijova xhindët dhe njerëzit vetëm se për të Më adhuruar"** [Edh-dharijat 56] – ke për ta kuptuar në mënyrë të domosdoshme se feja, besimi dhe rruga e tyre është një. Për këtë arsye është treguar tek Nëna e Kur'anit, Fatihaja (hyrja) e librit të Allahut të Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Na udhëzo në rrugën e drejtë, në rrugën e**

**atyre që u ke bërë mirësi**". Më pas tregoi që çifutët dhe krishterët janë të dalë nga kjo rrugë ku thotë (kuptimi i ajetit) : "**jo në rrugën e atyre që kanë marrë zemërimin (**Tënd**) dhe as në rrugën e atyre që janë të humbur**".

Me sa treguam kuptohen urtësitë (dhe dobitë) e mëdha për të cilat Allahu na ka treguar në Kur'anin e Nderuar historitë e profetëve dhe ngjarjet e tyre me popujt e tyre. Na i ka treguar ato për të marrë mësim, për të medituar, për t'u forcuar zemrat profetëve, për të vërtetuar profecinë dhe shpalljen, për të qenë këshillë dhe përkujtim për besimtarët, gjithashtu (na ka treguar) ngjarjet e popujve përgënjeshtrues të cilët i përgënjeshtruan profetët e tyre dhe përfundimin në të cilin shkuan ata dhe për të vënë re që ky është ligji i Allahut në lidhje me ata që largohen nga rruga e Tij.

Kështu, kjo fe në këtë aspekt është feja Islame me kuptimin e gjerë që d.m.th : Të kthehesh me fytyrën tënde nga Allahu, ti bindesh urdhrave të Tij, ta adhurosh Atë të vetëm, të distancohesh nga shirku, të besosh në profecitë (e profetëve) dhe (të besosh) në fillimin e krijimit dhe ringjalljen.

Për shkak se feja në këtë aspekt në ftesën e të gjithë profetëve është një, prandaj edhe Allahu i Madhëruar e ka treguar (termin "**rruga**") "**es-sirat**" dhe "**es-sebil**" në të gjitha ajetet e Kur'anit në (numrin) njëjës.

Kjo fe, feja Islame në këtë aspekt me unitetin e saj të përgjithshëm dhe të rrugës së saj është feja e profetëve të Tij që e ka përmendur Allahu në ajete të ndryshme të librit të Tij, feja e Nuhut, Ibrahimit dhe fëmijëve të tij, Jusuf Sid-dikut, Musës, Profetit të Allahut Sulejmanit, mbretëreshës së Sebe'it, hauarijinëve, magjistarëve të faraonit dhe këtë fe shprehu vetë me gojë faraoni atëherë kur po mbytej.

Feja Islame në këtë aspekt është feja e të gjithë profetëve. Çdo profet është besimtar para umetit të tij dhe ai dërgohet tek umeti i tij dhe atij i jepen ligjet.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Ne kemi dërguar në çdo umet të dërguar që tu thonë atyre : Adhuroni vetëm Allahun dhe largohuni nga taguti**". [En-nahl 36].

Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Çdo Profeti që kemi dërguar para teje Ne i kemi shpallur që askush nuk e meriton të adhurohet veç Meje, prandaj më adhuroni**". [El Enbija 25].

Ka thënë Shejhul Islam Ibn Tejmijeh – Allahu e mëshiroftë – në librin "**Iktida siratil mustekim**" 2/376-380 : "Fjala Islam përfshin dorëzimin, nënshtrimin, gjithashtu përfshin edhe sinqeritetin siç thuhet në fjalën e Allahut të Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Allahu dha shembull një person i cili i përket disa ortakëve të cilët zihen me njëri tjetrin (**rreth këtij

personi**) dhe një person i cili i është dorëzuar vetëm një personi**" [Ez-zumer 29]. Duhet patjetër në Islam që të ekzistojë dorëzimi ndaj Allahut të vetëm dhe largimi prej dorëzimit ndaj çdokujt tjetër. Ky është kuptimi i vërtetë i fjalës "**La ilahe il-l Allah**". Kush i dorëzohet Allahut dhe dikujt tjetër ai është mushrik e Allahu nuk ia fal atij që bën shirk. Ndërsa ai që nuk i dorëzohet Allahut është mendjemadh kundrejt adhurimit të Tij. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Zoti juaj ka thënë : Mu lutni që t'ju përgjigjem. Ata që tregohen mendjemëdhenj ndaj adhurimit Tim do të hyjnë në xhehenem të poshtëruar**". [Gafir 60].

Gjithashtu është vërtetuar në hadithin e saktë të cilin e transmeton Muslimi se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "Nuk hyn në xhen-net ai që ka në zemrën e tij një thërrmijë mendjemadhësi dhe nuk hyn në zjarr ai që ka një thërrmijë besim". I thanë : O i dërguari i Allahut njeriu mund ta dojë që të ketë veshje të bukur dhe shapka të bukura. A janë pjesë e mendjemadhësisë këto ? Tha : "**Jo, Allahu është i Bukur dhe e do bukurinë. Mendjemadhësia është refuzimi i të vërtetës dhe nënvleftësimi i njerëzve**".

Çifutët kanë mendjemadhësi ndërsa krishterët kanë shirk. Allahu i Madhëruar ka thënë për çifutët (kuptimi i ajetit) : "**Sa herë që ju sjell një profet ato gjëra që nuk ua pëlqejnë vetet tuaja tregoheni mendjemëdhenj, një pjesë të tyre i përgënjeshtroni e**

**një pjesë i vrisni**" [El Bekare 87].

Ka thënë Allahu për krishterët (kuptimi i ajetit) : "**Ata i bënë dijetarët dhe murgjit e tyre zota veç Allahut, gjithashtu e bënë edhe Isën, birin e Merjemes. Ata u urdhëruan që të adhurojnë vetëm një të Adhuruar. Nuk ka të Adhuruar tjetër veç Tij. I pastër është Ai nga ato që i shoqërojnë**". [Et-teubeh 31]".

Për këtë arsye Allahu ka thënë kur na ka folur për krishterët (kuptimi i ajetit) : "**Thuaj : O ndjekësit e librit, ejani tek një fjalë e përbashkët ndërmjet nesh dhe jush, që të mos adhurojmë askënd tjetër veç Allahut, të mos i bëjmë Atij shok asgjë dhe të mos e bëjmë njëri tjetrin zota veç Allahut. Nëse ata i kthejnë shpinën atëherë thojuni : Dëshmoni se ne jemi muslimanë**". [Ali Imran 64].

Gjithashtu na ka treguar Allahu ç'është Islami ku u drejtohet ndjekësve të librave të mëparshëm (ehli kitabit) dhe thotë : "**Thoni : E besuam Allahun, atë që na zbriti ne, atë që i zbriti Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut Ja'kubit, dhe pasardhësve. Gjithashtu atë që i zbriti Musës, Isës dhe atë që u zbriti profetëve prej Zotit të tyre. Ne nuk bëjmë dallim ndërmjet asnjërit prej tyre dhe ne jemi muslimanë**..." deri aty ku thotë : "**Apo thoni : Ibrahimi, Ismaili, Is'haku, Ja'kubi dhe pasardhësit ishin çifutë apo krishterë. Thuaj : A ju jeni më të ditur apo Allahu. Kush është më mizor se**

**ai që fsheh dëshminë që ka prej Allahut. Allahu nuk është i shkujdesur prej asaj që veproni ju**" [El Bekare 136-140].

Origjina e fesë Islame është një edhe pse sheriatet ndryshojnë. Ka thënë Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem në hadithin e saktë : "**Ne profetët fenë tonë e kemi një**". "**Ne profetët jemi vëllezër të nënave të ndryshme**". "**Unë jam njeriu më i afërt me birin e Merjemes sepse nuk ka ndërmjet meje dhe atij profet**". Feja është një. Kjo fe është adhurimi i Allahut të vetëm, pa i shoqëruar asgjë. Ai adhurohet në çdo kohë me atë që ka urdhëruar në atë kohë. Ajo është feja Islame në atë kohë. Shumëllojshmëria e ligjeve shfuqizuese ose të shfuqizuara është njësoj si shumëllojshmëria e tyre në një sheriat të vetëm. Sikurse feja Islame, të cilën ia dha Allahu Muhammedit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem është një edhe pse në një kohë prej kohërave ishte detyrë drejtimi nga Kudsi në namaz. Kështu u urdhëruan muslimanët për 16 ose 17 muaj, më pas u urdhëruan që të drejtohen nga Qabja dhe u bë haram drejtimi nga Kudsi. Feja është një edhe pse kibla ishte e ndryshme në dy kohë të ndryshme. Kështu ligjëroi Allahu për beni Israilët ditën e shtunë. Më pas u shfuqizua dhe u ligjërua dita e xhuma. Grumbullimi ditën e shtunë ishte detyrë, më pas u bë detyrë ditën e xhuma dhe u bë haram grumbullimi ditën e shtunë.

Kush dilte nga sheriati i Musës para se të

shfuqizohej nuk konsiderohej musliman e kush nuk hyn në sheriatin e Muham-medit pas shfuqizimit (të sheriatit të Musës) ai nuk konsiderohet musliman.

Allahu i Madhëruar nuk ia ka lejuar asnjë Profeti të adhurojë dikë tjetër veç Allahut, kurrë. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Ai ka ligjëruar për ju në fe atë që i ka porositur Nuhut, atë që të kemi shpallur ty, atë që i kemi porositur Ibrahimit, Musës dhe Isës, ngrijeni fenë dhe mos u përçani në të. E rëndë u është dukur mushrikëve ftesa jote. Allahu zgjedh për tek Ai kë të dojë dhe udhëzon për tek Ai atë që kthehet** (rrugës së Tij)" [Esh-shura 13]. I urdhëroi profetët ta ngrenë fenë dhe të mos përçahen në të.

Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**O ju profetë : Hani prej të mirave dhe vepronі punë të mira. Unë e di atë që vepronі. Ky është umeti juaj një umet i vetëm e Unë jam Zoti juaj prandaj bëhuni të devotshëm ndaj Meje**" [El Mu'minune 51-52].

Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Drejtoje fytyrën tënde nga feja e drejtë, (**kjo është**) natyra e pastër në të cilën i ka krijuar Allahu njerëzit. Nuk ka ndryshim në krijimin e Allahut. Kjo është feja e drejtë por shumica e njerëzve nuk e dinë. Bëhuni të devotshëm të kthyer nga Ai, kryejeni namazin dhe mos u bëni prej mushrikëve prej atyre që e përçanë fenë e tyre dhe u bënë grupe. Çdo grup ishte i**

**kënaqur me atë që kishte**". [Er-rum 30-32].

Mushrikët janë të përçarë ndërsa njerëzit e sinqertë janë të bashkuar. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Ata do vazhdojnë të jenë në kontradikta përveç atyre që i ka mëshiruar Zoti yt. E për këtë i ka krijuar**" [Hud 118-119]. Ata që janë të mëshiruar janë të bashkuar ndërsa mushrikët e përçanë fenë e tyre dhe u bënë grupe.

Gjithashtu ka thënë Shejhul Islam Ibn Tejmijeh në librin "**Mexhmu' el Fetaua**" 35/364 : "Feja e profetëve është një. Ajo është feja Islame. Të gjithë (profetët) janë muslimanë, besimtarë gjë të cilën e ka sqaruar Allahu në Kur'an në disa sure por disa ligje ndryshojnë. Mundet që të vendoset një ligj në një kohë për disa urtësi më pas të ligjërohet një ligj tjetër për urtësi (të tjera). Siç u ligjërua në fillimin e Islamit drejtimi në namaz nga Kudsi më pas u shfuqizua dhe u dha urdhër që drejtimi në namaz të jetë nga Qabja. Kështu ndryshojnë ligjet edhe pse feja është e njëjtë. Drejtimi nga Shami në atë kohë ishte pjesë e fesë Islame gjithashtu edhe dita e shtunë për çifutët ishte pjesë e Islamit. Më pas u shfuqizua dhe pjesë e fesë u bë ligji shfuqizues që ishte namazi në drejtim të Qabes. Prandaj kush i përmbahet ligjit të shfuqizuar dhe jo atij shfuqizues ai nuk është në fenë Islame dhe ai nuk është duke ndjekur asnjë prej profetëve. Kush e ndryshon ligjin e profetëve dhe shpik një ligj tjetër ai konsiderohet i pavlerë dhe nuk lejohet të ndiqet. Ka

thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**A kanë ata ortakë që u kanë vendosur atyre ligje në fe pa lejen e Allahut**" [Esh-shura 21]. Për këtë arsye çifutët dhe krishterët ranë në kufër sepse ata iu përmbajtën një sheriati të deformuar të shfuqizuar. Allahu ua ka bërë detyrë të gjitha krijesave të besojnë të gjithë librat, profetët dhe Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem vulën e tyre. Të gjitha krijesat e kanë detyrë ta ndjekin atë dhe të ndjekin fenë që ka ligjëruar, fe e cila ndodhet në Kur'an dhe Sun-net. Çfarë është treguar në Kur'an dhe Sun-net ky është sheriati që e kanë detyrë të gjitha krijesat ta ndjekin dhe nuk i lejohet askujt që të dalë prej tij. E ky është sheriati për të cilin luftojnë muxhahidët, sheriati i Kur'anit dhe Sun-netit.

Shpatat e muslimanëve ndihmojnë këtë sheriat i cili ndodhet tek Kur'ani dhe Sun-neti siç ka thënë Xhabir Ibn Abdilah : "Na urdhëroi Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që të godasim me këtë – shpatë – atë që del prej këtij – mus'hafi (Kur'ani)". Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Ne i kemi dërguar profetët Tanë me argumentet e qarta dhe u kemi zbritur atyre librin dhe peshoren që të qëndrojnë njerëzit në drejtësi. Gjithashtu zbritëm hekurin në të ka forcë të madhe dhe dobi për njerëzit që ta dijë Allahu kush e ndihmon atë dhe profetët e Tij, pa e shikuar Atë. Allahu është i Plotfuqishëm, Krenar**" [El Hadid 25].

Na ka sqaruar Allahu i Madhëruar se Ai e zbriti librin dhe drejtësinë dhe mënyrën se si njihet ajo, që njerëzit të qëndrojnë në të. Gjithashtu zbriti hekurin. Kështu që kush del nga Libri dhe peshorja ai luftohet me hekurin. Kështu që libri dhe drejtësia janë të pandashme. Libri është ai që sqaron sheriatin. Sheriati është drejtësia dhe drejtësia është Sheriati. Kush gjykon me drejtësi ai ka gjykuar me Sheriat.

Mirëpo shumë njerëz ia dedikojnë atë që thonë Sheriatit por ajo nuk është prej tij. Ata e shprehin atë ose nga padija ose pa dashje ose me dashje ose duke shpifur. Ky është në të vërtetë sheriat i deformuar, ndjekësit e të cilit e meritojnë ndëshkimin. E ky nuk është Sheriati i zbritur, të cilin e zbriti Xhibrili alejhi selam prej Allahut të Madhëruar tek vula e profetëve, sepse Sheriati i zbritur është i gjithi vetëm drejtësi dhe nuk ka në të padrejtësi dhe as injorancë.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Nëse gjykon ndërmjet tyre gjyko me drejtësi, Allahu i do të drejtët**" [El Maideh 42]. Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Gjyko ndërmjet tyre me atë që ka zbritur Allahu**" [El Maideh 49]. Ajo që ka zbritur Allahu është drejtësi dhe drejtësia është ajo që ka zbritur Allahu. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Allahu ju urdhëron që tu çoni amanetet atyre që u takojnë dhe kur të gjykoni ndërmjet njerëzve, të gjykoni me drejtësi**" [En-nisa 58]. Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Ne ta kemi**

**zbritur ty librin me të vërtetën që të gjykosh mes njerëzve me atë që të ka treguar Allahu**" [En-nisa 105]. Ajo që i ka treguar Allahu (Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem) në librin e Tij është drejtësia". (këtu mbaroi fjala e Ibn Tejmijes).

Allahu i Madhëruar e veçoi Ibrahimin alejhi selam dhe e bëri fenë Islame në aspektin e përgjithshëm fenë e tij – si në ajetin ku thotë (kuptimi i ajetit) : "**Thuaj : Tha të vërtetën Allahu, prandaj ndiqni fenë e Ibrahimit i cili ishte i drejtë** (në teuhid)" [Ali Imran 95] për disa arsye :

**Arsyeja e parë** : Sepse Ibrahimi alejhi selam përballoi për të realizuar teuhidin dhe për të shkatërruar shirkun vështirësi të mëdha e ashtu i erdhi prej Allahut një ndihmë e madhe.

**Arsyeja e dytë** : Sepse Allahu e vendosi profecinë dhe librat (që do zbriste) tek pasardhësit e tij. Për këtë arsye ai quhet babai i profetëve. Prandaj Allahu i madhëruar thotë (kuptimi i ajetit) : "**Kjo është feja e babait tuaj Ibrahimit**" [El Haxh-xh 78]. Allahu i Madhëruar ka përmendur në libër 17 profetë të cilët janë pasardhësit e tij. Ata janë : djali i tij, **Ismaili**, nga pasardhësit e tij është edhe **Muham-medi** sal-l Allahu alejhima ue sel-lem, djali i tij **Is'haku**, prej pasardhësve të tij është **Ja'kubi** i biri i Is'hakut, **Jusufi**, **Ej-jubi**, **Dhul Kifli**, **Musa**, **Haruni**, **Iljasi**, **El Jesa'a**, **Junusi**, **Daudi**, **Sulejmani**, **Zekeria**, **Jahja**, **Isa** alejhimus-selam.

**Arsyeja e tretë** : Për të hedhur poshtë pretendimin e çifutëve dhe krishterëve të cilët pretendojnë se janë në fenë e Ibrahimit alejhi selam. I përgënjeshtroi Allahu i Madhëruar në fjalën e Tij (kuptimi i ajetit) : "**... apo thoni : Ibrahimi, Ismaili, Is'haku, Ja'kubi dhe pasardhësit ishin çifutë ose krishterë. Thuaj : A ju e dini më mirë apo Allahu. E kush është më i padrejtë se ai që fsheh dëshminë që ka prej Allahut. Allahu nuk është i shkujdesur ndaj asaj që vepron**i" [El Bekareh 140].

Gjithashtu Allahu e hodhi poshtë dialogun e tyre rreth këtij pretendimi ku thotë (kuptimi i ajetit) : "**O ju ndjekësit e librit (**çifutë e krishterë**) pse dialogoni për Ibrahimin ndërkohë që Teurati dhe Inxhili kanë zbritur pas tij. A nuk po logjikoni. Ja, ju jeni ata që dialoguat për atë që dinit, përse dialogoni edhe për atë që ju nuk keni dijeni. Allahu di kurse ju nuk dini. Nuk ishte Ibrahimi çifut dhe as krishter por ishte musliman i drejtë (**në teuhid**) dhe nuk ishte prej mushrikëve**". [Ali Imran 65-67]. Më pas tregoi Allahu i Madhëruar se njerëzit më të afërt me Ibrahimin janë ata që ndjekin rrugën dhe fenë e tij. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Njerëzit më të afërt me Ibrahimin janë ata që e ndoqën atë, ky profet dhe ata që e kanë besuar (**këtë profet**). Allahu është përkrahësi i besimtarëve**" [Ali Imran 68].

Na ka sqaruar Allahu i Madhëruar largësinë e madhe të humbjes së ndjekësve të librave të

mëparshëm në këtë pretendim të tyrin dhe teprimin e tyre në këtë humbje. Ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : “**Thuaj : O ndjekësit e librit (**çifutë e krishterë**), mos e teproni në fenë tuaj (**duke shprehur diçka që është**) larg të vërtetës dhe mos ndiqni dëshirat e atyre që kanë qenë të humbur dhe kanë humbur shumë të tjerë, të cilët kanë humbur nga rruga e drejtë**” [El Maideh 77].

Gjithashtu na ka sqaruar Allahu i Madhëruar se kjo është një përpjekje e kotë e ndjekësve të librave të mëparshëm që bëjnë për ti humbur muslimanët prej fesë së tyre dhe për ta ngatërruar të vërtetën me të kotën. Ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajeteve) : "**Ata thanë : Bëhuni çifutë ose krishterë që të udhëzoheni. Thuaj : Përkundrazi (**qëndroni**) në fenë e Ibrahimit i cili ishte i drejtë (**në teuhid**) dhe nuk ishte prej mushrikëve. Thoni : Besuam Allahun dhe atë që na zbriti neve, atë që i zbriti Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Ja'kubit, pasardhësve dhe atë që i ishte dhënë Musës, Isës dhe profetëve të tjerë prej Zotit të tyre. Nuk bëjmë dallim ndërmjet asnjërit prej tyre dhe ne jemi muslimanë (**të dorëzuar**) për Të. Nëse ata besojnë si ajo që besoni ju ata janë udhëzuar e nëse i kthejnë shpinën atëherë ata janë në përçarje. Do të të mjaftojë ty Allahu kundër tyre. Ai është Dëgjuesi i Dituri**" [El Bekareh 135-137].

Kështu ai që mediton në librin e Allahut vë re në shumë ajete se ky Kur'an erdhi për të rinovuar fenë e

Ibrahimit, aq sa edhe fenë (Islame) e emërtoi me emrin të cilin e urrenin çifutët dhe krishterët "Feja e Ibrahimit". Lexoje fjalën e Allahut që thotë (kuptimi i ajetit) : "**Luftoni për Allahun me një luftë që i përshtatet Atij. Ai ju zgjodhi dhe nuk ka bërë për ju në fe vështirësi. Kjo është feja e babait tuaj Ibrahimit. Ai ju quajti më parë edhe tani muslimanë, që Profeti të jetë dëshmitar mbi ju e ju të jeni dëshmitarë mbi njerëzit**". [El Haxh-xh 78].

**Përmbledhje** :

Termi Islam ka dy kuptime. **1**. Kuptim i përgjithshëm që përfshin Islamin e çdo umeti që ka ndjekur një prej profetëve të Allahut të cilët Ai i ka dërguar tek këta popuj. Kështu ata janë muslimanë të drejtë (në teuhid), në fenë e Ibrahimit duke adhuruar Allahun të vetëm dhe duke ndjekur Sheriatin të cilin e kishte zbritur Allahu mbi Profetin e tyre. Ndjekësit e Teuratit para se të shfuqizohej dhe të deformohej ishin muslimanë të drejtë (në teuhid) në fenë e Ibrahimit alejhi selam dhe në "**Fenë Islame**". Më pas kur dërgoi Allahu Isën alejhi selam çdokush që ndiqte Teuratin nëse e besonte Isën alejhi selam dhe e ndiqte atë që i ka zbritur atij konsiderohej musliman, i drejtë (në teuhid) dhe ishte në fenë e Ibrahimit. E çdokush prej tyre që e përgënjeshtronte Isën alejhi selam konsiderohej mosbesimtar dhe nuk quhej musliman. Më pas kur dërgoi Allahu Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që ishte vula e profetëve dhe Sheriati

i tij ishte vula e Sheriateve, shpallja e tij ishte vula e shpalljeve e ishte e përgjithshme për gjithë banorët e tokës, atëherë u bë detyrë për ndjekësit e dy librave të mëparshëm dhe për të tjerët që të ndjekin Sheriatin e tij dhe shpalljen që i dha Allahu atij e asgjë tjetër. Ai që nuk e ndjek atë konsiderohet mosbesimtar dhe nuk quhet musliman, as i drejtë (në teuhid) dhe as nuk thuhet që ai është në fenë e Ibrahimit. Gjithashtu nuk i bën dobi ndjekja e fesë çifute ose krishtere dhe as nuk e pranon Allahu këtë prej tij. **2.** Termi "**Islam**" që në kohën kur erdhi Muham-medi sal-l Allahu alejhi ue sel-lem e deri sa të bëhet Kijameti është term i posaçëm që përdoret vetëm për ata që e ndjekin atë, jo dikë tjetër. **E ky është kuptimi i veçantë që nuk lejohet të përdoret për ndonjë fe tjetër sidomos kur dihet që fetë e tjera janë të shfuqizuara dhe të deformuara**. Kështu që nëse ndjekësit e librave të mëparshëm u thonë muslimanëve : Bëhuni çifutë ose krishterë atëherë Allahu i ka urdhëruar ata të thonë : Përkundrazi do qëndrojmë në fenë e drejtë të Ibrahimit. Askush sot nuk quhet musliman, as në fenë e Ibrahimit dhe as se është prej robërve të Allahut të drejtë, përveç atyre që ndjekin shpalljen që i ka dhënë Allahu vulës së profetëve Muham-medit sal-l Allahu alejhi sel-lem.

Kurse për ndryshimin e sheriateve ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Për çdo njërin prej jush kemi bërë Shir'ah dhe minhaxh**" [El Maideh 48].

**Shir'ah** d.m.th Sheriat dhe Sun-net. Disa dijetarë kanë thënë : Është quajtur Sheriat sepse (ky term) është marrë nga përroi i ujit (i cili quhet në arabisht Sheriat) sepse kush hyn në të me të vërtetë pi deri sa ngopet prej tij dhe pastrohet në të.

**Minhaxh** d.m.th rrugë e qartë ligjesh, urdhrash dhe ndalesash që duhen zbatuar, për ta shikuar Allahu kush do ti bindet Atij dhe kush do ta kundërshtojë Atë.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Për çdo umet kemi bërë mensek që ata ta zbatojnë. Prandaj nuk duhet që të të kundërshtojnë në këtë. Ti fto për tek Zoti yt, ti je në udhëzimin e drejtë**". [El Haxh-xh 67]. Mensek d.m.th adhurim të cilin ata e zbatojnë.

Gjithashtu i ka thënë Allahu Profetit të Tij sal-Allahu alejhi ue sel-lem (kuptimi i ajetit) : "**Më pas Ne të vendosëm ty në një Sheriat (**të drejtë**) të fesë prandaj ndiqe atë**" [El Xhathijeh 18].

Ne i mësuam bazat në të cilat Sheriatet janë të barabarta dhe janë përputhur në to ftesat dhe profetët. Ato janë : Një fe e vetme në adhurimin e Allahut të Madhëruar pa i bërë shok. Njësimi i Allahut. Pranimi (dhe besimi) i profecisë, ringjalljes. Një burim i vetëm i ligjeve, vetëm prej Allahut. Këto janë baza të cilat nuk ndryshojnë, nuk shfuqizohen dhe janë të pashfuqizueshme, nuk pranojnë ixhtihad dhe as

përjashtime.

Kurse sheriatet ndryshojnë. Ato janë të shumëllojshme, të ndryshme dhe mund të shfuqizohen. Sheriati i çdo Profeti ndryshon nga sheriatet e tjera në çdo gjë ose në disa ligje :

Disa ligje adhurimi në sheriatin e një Profeti mbarojnë me mbarimin e sheriatit të tij atëherë kur dërgohet një profet tjetër i cili e shfuqizon atë.

Disa ligje ndryshojnë në disa detaje, në kohë, mënyrë, sasi ose nga një ligj i rëndë kalon në një ligj të lehtë ose e kundërta.

Disa ligje mund të jenë në një sheriat ndërkohë që para tij nuk kanë ekzistuar ose e kundërta.

E kështu ndodh kjo larmi e ligjeve në vepra ose fjalë, në urdhra ose ndalesa sipas dijes së mëparshme të Allahut dhe urtësisë së Tij në vendosjen e tyre dhe në urdhrat, sipas gjendjes së umetit, kohës, natyrës, fuqisë dhe sipas kohë-gjatësisë së ligjit (është i shfuqizueshëm apo i përhershëm).

Kështu janë vendosur temat e legjislacionit në fushën e adhurimit, bashkëpunimit, martesës, krimit, ndëshkimit, betimit, zotimit, gjykimit e të tjera degë të cilat kthehen që të gjitha tek një fe e vetme.

Sheriati Islam është Sheriati i fundit, për këtë

arsye ai ndryshon nga sheriatet e tjera në shumicën e ligjeve që kanë të bëjnë me veprat, fjalët, urdhrat dhe ndalesat sepse ky është sheriat i përhershëm, është Sheriati i fundit që ka zbritur prej Allahut të Madhëruar dhe ai i ka shfuqizuar sheriatet e profetëve të mëparshëm.

Tani do sqarojmë imanin e vërtetë në Allahun, në librat e Tij, dhe profetët e Tij. Gjithashtu do sqarojmë asgjësimin e imanit dhe mohimin në të cilin kanë rënë ndjekësit e dy librave të mëparshëm në lidhje më këto tre baza të besimit.

**Besimi në Allahun** : Origjina tek bijtë e Ademit është teuhidi. Ky është qëllimi për të cilin i ka krijuar Allahu, qëllim të cilin ua ka urdhëruar atyre me anë të profetëve ku thotë (kuptimi i ajetit) : "**adhuroni Allahun nuk keni të adhuruar tjetër veç Tij**" [El A'araf 59]. Njerëzit ishin në këtë origjinë, të gjithë në Islam, në teuhid, në sinqeritet, në natyrën e pastër, në rrugën e drejtë, një umet i vetëm, një fe e vetme, një i Adhuruar i vetëm. Kjo gjendje ishte nga koha e babait të njerëzimit Ademit alejhi selam deri pak para kohës së Profetit të Allahut Nuhut alejhi selam. Të gjithë ata ishin në udhëzim, në Sheriatin e drejtë sepse ndiqnin rrugën e Profetit (të tyre).

Shirku i parë që ka ndodhur në kohën e Nuhut alejhi selam ka ardhur për shkak të teprimit në respektin ndaj varreve.

Një prej kurtheve të shejtanit ishte se ata më pas ranë në kontradiktë, sepse u larguan nga rruga e profetëve, në çështjen e teuhidit dhe të fesë që u urdhëruan dhe ranë në shirk për shkak të madhërimit të të vdekurve. Atëherë u ndanë njerëzit në dy grupe : njësuesa dhe mushrikë.

Kështu depërtoi shejtani në zemrat e tyre duke futur përçarjen mes tyre me anë të largimit nga rruga e profetëve. I mashtroi ata me anë të madhërimit të të vdekurve deri sa arritën të bëjnë itikaf tek varret e tyre. Më pas i mashtroi me anë të ndërtimit të statujave në pamjet e këtyre (të vdekurve për ti kujtuar ata, që kështu të kujtojnë adhurimin e tyre që bënin kur ishin gjallë). Më pas i mashtroi duke i bërë ata që t'i adhurojnë (këto statuja). Këta mushrikë në popullin e Nuhut alejhi selam janë grupi i parë i mushrikëve. Ky shirk i tyre "**madhërimi i të vdekurve**", është shirku tokësor. Ai është shirku i parë në Allahun që ka trokitur botën. Gjithashtu Nuhu alejhi selam ishte Profeti i parë që u dërgua tek mushrikët.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Ata thanë : Mos i lini idhujt tuaj. Mos e lini Ued-den, as Suuaen, as Jeguthen, Jeukën dhe Nesrën**" [Nuh 23].

Kanë thënë disa selefë në shpjegimin që kanë dhënë rreth këtij ajeti : "Këto ishin emrat e disa njerëzve të mirë që kishin jetuar me ta. Kur këta

vdiqën, ata rrinin tek varret e tyre. Më pas ndërtuan statuja në pamjet e tyre e pas kësaj i adhuruan ato. Ky ishte momenti i parë në të cilin adhuroheshin statujat. Më pas këto statuja shkuan tek arabët...". Shpikën shirkun, adhurimin e idhujve nga vetet e tyre, me anë të disa dyshimeve të cilat ua zbukuroi shejtani, me disa krahasime të kota dhe filozofira të devijuara.

Ka thënë Imam Buhariu në librin e tij të saktë : Nga Ibn Ab-basi radi allahu anhu transmetohet se : "Këto emra ishin emrat e disa njerëzve të mirë në popullin e Nuhut. Kur ata vdiqën, shejtani i tha në formë inspirimi popullit të tyre : Vendosni në kuvendet tuaja disa statuja dhe emërtojini ato me emrat e tyre. Kështu vepruan, por nuk i adhuruan ato derisa kur këta vdiqën u harrua dijenia (pse u vunë këto statuja) dhe u adhuruan" [(35)].

Atëherë kur njerëzit adhuruan statujat dhe tagutët e hynë në rrugën e humbjes dhe kufrit, Allahu nga mëshira që kishte për robërit e Tij dërgoi të parin (resul) profet në tokë që është Nuhu alejhi selam. Emri i tij është Nuh Ibn Lamek Ibn Muteueshlih Ibn Ahnuh (ky i fundit është i dërguari i Allahut Idrisi alejhi selam) ibn Jerid Ibn Mehlajebil Ibn Kajnen Ibn Enush Ibn Shith (profet i Allahut alejhi selam) ibn Adem alejhi selam.

Ndërmjet Ademit dhe Nuhut kishte dhjetë breza.

[35()] Transmeton Buhariu, kapitulli i tefsirit, surja Nuh, Tema : "**Ued-den, as Suuaen, as Jeguthen, Jeukën dhe Nesrën".**

Të gjithë kanë qenë në Islam siç tregohet në librin e saktë të Buharit nga Ibn Ab-basi radi Allahu anhuma.

Qëndroi Nuhu alejhi selam tek populli i tij 950 vjet duke i ftuar ata që të adhurojnë vetëm Allahun pa i bërë Atij shok dhe i ndalonte të adhuronin çdo gjë tjetër veç Tij. Kur Allahu i tregoi se nuk ka për të besuar prej popullit të tij më askush veç atyre që kishin besuar, u ndëshkuan me përmbytje si përgjigje të lutjes që bëri Nuhu alejhi selam kundër tyre.

Më pas erdhën profetë të tjerë njëri pas tjetrit. Na ka treguar Allahu në Kur'an prej tyre :

Hudin alejhi selam. Ky është Hud ibn Shalih ibn Arfehshedh ibn Sam ibn Nuh alejhi selam. Ky është Profeti i parë arab. E dërgoi Allahu tek Ahkafi në Hadhrameut, tek populli i Adit. Ky ishte populli i parë që adhuroi idhujt pas tufanit, siç na e tregon Allahu i Madhëruar në suren [El A'araf 65-72], në suren [Hud 50-60], në suren [El Mu'minune 31-41], në suren [Esh-shuara 123-140], në suren [Es-sexhdeh 15-16], në suren [el Ahkaf 21-25] e në sure të tjera të Kur'anit të Nderuar.

(Prej tyre ishte edhe) i dërguari i Allahut Salihu alejhi selam. Emri i tij i plotë është : Salih ibn Ubejd ibn Masih ibn Ubejd Ibn Hadir ibn Themud ibn Athir ibn Irem ibn Sam Ibn Nuh. Ky është Profeti i dytë prej arabëve të cilin e dërgoi Allahu tek populli i tij

Themudi, pas Profetit Hud të cilin e dërgoi Allahu tek Adi. Na ka treguar Allahu ngjarjen e tyre me Profetin e tyre dhe ngjarjen e devesë. Gjithashtu edhe këmbënguljen e tyre në adhurimin e idhujve në disa sure të Kur'anit, në suret e sipërpërmendura, në suren Hixhr dhe në sure të tjera.

**Shirku i parë në kohën e Ibrahimit alejhi selam ka qenë adhurimi i yjeve.**

U mbulua toka nga një lloj shirku i ri. Në Har-ran ishte feja e sabi'inëve. Në Kabul ishin mushrikët që adhuronin yjet, diellin dhe hënën. Në Babiloni ishin adhuruesit e idhujve, në kohën kur sundonin faraonët dhe nemrudët të cilët ishin mbretërit e tokës në lindje e perëndim. Ky ishte lloji i dytë i shirkut, adhurimi i yjeve. Ky është shirku qiellor të cilin e sollën mushrikët pas popullit të Nuhut, adhuruesve të varreve. Në këtë kohë të gjithë ishin mosbesimtarë përveç Ibrahimit alejhi selam, gruas së tij Sarës dhe djalit të vëllait të tij Lutit alejhi selam.

Në këtë kohë dërgoi Allahu të dërguarin e Tij, imamin e njerëzve të drejtë (në teuhid), babain e profetëve, themelin e fesë së pastër, Ibrahimin alejhi selam mikun e Tij në tokën e Babilonisë.

Emri i tij i plotë është : Ibrahim Ibn Azer – ndryshe (Azeri) quhej Tarih – ibn Nahur ibn Sarug ibn Rau ibn Falig ibn Ajir ibn Shalih ibn Arfehshedh ibn Sam ibn

Nuh alejhi selam.

Ibrahimi alejhi selam ishte ai me anë të të cilit Allahu i largoi ato të këqija dhe e zhduku humbjen sepse Allahu ia dha atij udhëzimin që kur ishte i vogël e më pas e bëri atë profet dhe e bëri mikun e Tij kur u rrit.

Na e ka treguar Allahu ngjarjen e tij me babain e tij në disa sure të Kur'anit dhe në suren Ibrahim. Na ka treguar si Ibrahimi e ka kundërshtuar adhurimin e idhujve të cilin e bënin ata, u tregoi atyre pavlefshmërinë e këtij adhurimi, i theu ata. Gjithashtu na ka treguar edhe dialogun që bëri me mbretin e Babilonisë Nemrud Ibn Ken'an – të cilin e vrau Allahu me anë të një mushkonje – dhe mposhtjen e tij në këtë dialog. Më pas emigroi Ibrahimi alejhi selam në tokën e Shamit, më pas në tokën e Egjiptit. Atje mori Haxherin. Më pas i dha Allahu dy fëmijët e begatshëm të cilët u bënë dy profetë të nderuar : Ismailin djalin e Haxherit e cila ishte egjiptiane dhe Is'hakun djalin e Sarës e cila ishte vajza e xhaxhait të tij.

Në kohën kur ndërmjet Haxherit dhe Sarës hyri xhelozia – siç ndodh tek gratë – emigroi Ibrahimi me Haxherin dhe djalin e saj Ismailin për në Mek-ke. Atje ndodhën ato ngjarje të mëdha, të njohura si burimi i ujit të Zemzemit, ndërtimi i Shtëpisë së Shenjtë (Qabes) e të tjera gjëra madhështore.

Allahu dërgoi Lut Ibn Haran Ibn Tarih dhe e bëri atë profet. Koha e profecisë së tij përkoi me kohën e profecisë së xhaxhait të tij Ibrahimit alejhi selam. Na ka treguar Allahu ngjarjen e tij me popullin e tij të Sedumit që ndodhej në Sham pranë Jordanisë. Luti alejhi selam i ftoi ata që të adhurojnë Allahun të vetëm, të largohen nga adhurimi i idhujve dhe nga ai lloj imoraliteti të cilin e shpikën vetë. Më pas Allahu i ndëshkoi ata dhe e shpëtoi atë dhe familjen e tij, veç gruas së tij. Ajo ishte me të tjerët.

Më pas dërgoi Allahu Profetin e Tij hatibin (ligjëruesin) e profetëve, Shuajbin alejhi selam në Medjen tek banorët e Ejkes. Ejke ishte një pemë të cilën ata e adhuronin. Këta ishin arabë, banonin në Medjen në kufijtë e Shamit.

Emri i këtij Profeti i plotë është : Shuajb ibn Mekil ibn Beshxhen ibn Medjen Ibn Ibrahim. Disa e kanë treguar prejardhjen e tij ndryshe (nga kjo që po tregojmë). Historia e tij është përsëritur në Kur'anin Madhështor në disa sure.

Kështu erdhën profetët njëri pas tjetrit prej pasardhësve të Ibrahimit alejhi selam prej dy fëmijëve të tij dhe profetëve të nderuar, Ismailit – të cilin u urdhërua Ibrahimi ta therte – babait të arabëve, më pas Is'hakut alejhima selam.

Ismailin e kishte dërguar Allahu profet tek fisi

Xhurhum, Amalikët, Jemenasit e tek të tjerë që ndodheshin në ato vise, në Hixhaz dhe Jemen të gadishullit arabik. Prej pasardhësve të tij ishte vula e profetëve Muham-medi sal-l Allahu alejhi ue sel-lem.

Ndërsa Is'hakun e kishte dërguar Allahu profet në Sham, Har-ran dhe vendet pranë tyre. Prej pasardhësve të tij ishte El Ijs prej të cilit ka qenë edhe Profeti i Allahut Ej-jubi alejhi selam djali i El Ijs ibn Is'hak Ibn Ibrahim alejhim selam.

Prej pasardhësve të Is'hakut ishte edhe Dhul Kifl. Ka thënë Ibn Kethiri : Kanë pretenduar disa njerëz se ky ishte djali i Ej-jubit. Më pas Ibn Kethiri anonte nga mendimi se Dhul Kifli ishte profet.

Ej-jubi dhe Dhul Kifli u dërguan (prej Allahut) në Damask në tokën e Shamit. Prej pasardhësve të tij (Is'hakut) ishte edhe Profeti i Allahut Ja'kubi alejhi selam – Israili – prej të cilit e kanë marrë emrin Beni Israilët. Më pas erdhën profetët Beni Israilë njëri pas tjetrit : Jusufi, Musa, Haruni, Iljasi, El Jesa'a, Junusi, Daudi, Sulejmani, Zekeria, Jahja dhe Isa alejhimu selam.

**Fillimi i shirkut prej të dyja llojeve tek arabët dhe tek të tjerët dhe dërgimi i vulës së profetëve Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem.**

Kështu vazhduan profetët e Beni Israilëve. I fundit

ishte Mesihu Isa biri i Merjemes alejhi selam. Ndërkohë që koha e profecisë ishte larguar, të dyja llojet e shirkut : adhurimi i varreve dhe adhurimi i yjeve ishin të përhapura në tokë. Kurse arabët kishin trashëguar fenë e babait të tyre Ibrahimit në gadishullin arabik. Mirëpo Amr Ibn Luhaj el Huzai në udhëtimin e tij të keq për në Sham pa në Belka që njerëzit kishin disa idhuj të cilëve u kërkonin tu sillnin dobi dhe u kërkonin mbrojtje dhe largim nga e keqja. Prandaj ai mori një të tillë në Mekë në kohën që pushteti i Mekës ishte në dorën e fisit Huza'a para Kurejshëve dhe ai ishte i pari i këtij fisi. Kështu që pas këtij udhëtimi të keq ky ishte i pari që e ndryshoi fenë e Ismailit alejhi selam. Ai devijoi nga feja e Ibrahimit, vendosi idhujt në Shtëpinë e Shenjtë, ligjëroi, "**Es-Saibe**", "**El Behire**", "**El Uasile**" dhe "**El Hami**" [(36)].

Që në këtë moment filluan arabët të mbajnë idhuj. Më i hershmi i tyre ishte "Menati". Ai ndodhej pranë detit, në Kudejd, ndërmjet Mekës dhe Medinës. Më pas erdhi "Lati" në Taif. Ky ishte një shkëmb katror mbi të cilin gatuhej mielli i grurit (për haxhinjtë). Më pas erdhi "Uz-za" ajo ndodhej në luginën "Nehleh" pas "Sherai" kur del nga Meka për në lindje.

---

[36()] "**Es-Saibe**" quhet deveja e lëshuar dhe e lënë pa u përdorur dhe pa mbartur mbi të asgjë për hir të idhujve. "**El Behire**" quhet deveja të cilës i lihet qumështi pa u mjelë për shkak të idhujve, "**El Uasile**" Quhet deveja e parë femër që lind – e pas saj lind përsëri femër – e cila lihet në dispozicion të idhujve. "**El Hami**" Deveja mashkull e cila përdoret disa herë të kufizuara për ndërzim më pas lihet e lirë për idhujt dhe nuk përdoret për të mbartur mbi të asgjë. [Shën.përkth]

Më pas u shumuan idhujt në gadishullin arabik. Çdo fis kishte një idhull prej guri ose peme ose hurme (arabe) etj. Rreth e rrotull Qabes kishte 360 idhuj, madje në çdo shtëpi kishte idhuj.

Mos pyet më pas për përhapjen e idhujve, adhurimin e zjarrit dhe të yjeve në Persi tek mexhusët, sabi'inët dhe tek popujt e tjerë. Disa prej tyre adhuruan ujin, disa adhuruan kafshët dhe disa adhuruan melaiket.

Disa besonin se krijuesit ishin dy. Ata janë "theneuijet" që janë mexhusë. Këta janë më të këqij se mushrikët arabë. Ata e madhëronin dritën, zjarrin, ujin dhe dheun. Kështu ishin dhe popujt e tjerë si sabi'inët, dehrijet (ata që ia dedikojnë çdo gjë që ndodh kohës), filozofët, ateistët. I ka sqaruar Ibnul Kaj-jimi besimet e tyre dhe idhujt që adhurojnë në librin "**Igathetu el-lehfan**" 2/203-320.

**Dërgesa e vulës së profetëve Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem :**

Për shkak se popujt e tokës kishin rënë në shirk dhe idhujtari, dërgoi Allahu Profetin e Tij të fundit dhe vulën e të gjithë profetëve për ardhjen e të cilit kishte përgëzuar Mesihu dhe para tij profetët e tjerë. E dërgoi Allahu për të ftuar në fenë e Ibrahimit dhe në fenë e profetëve para dhe pas tij, për të ftuar në teuhidin e kulluar, për tu distancuar nga shirku tokësor

dhe qiellor dhe për ti mbyllur rrugën këtij edhe atij (shirku). Ai i ndaloi njerëzit që ti bëjnë varret vende faljeje. Ndaloi namazin në to dhe në drejtim të tyre sikurse ndaloi edhe ngritjen e tyre. Gjithë kjo për ti mbyllur portën shirkut tokësor i cili buroi nga madhërimi i varreve në popullin e Nuhut alejhi selam. Gjithashtu e ndaloi faljen në kohën e lindjes së diellit dhe në kohën e perëndimit të tij për ti mbyllur portën shirkut qiellor që buroi nga adhurimi i yjeve në kohën e Ibrahimit alejhi selam [(37)].

### Përmbledhje

Besimi në Allahun e Madhëruar i cili është detyrë për të gjitha krijesat nuk plotësohet vetëm se me anë të besimit të sigurt se Allahu është Zoti i çdo gjëje dhe Sunduesi i çdo gjëje. Ai ka cilësitë e plota dhe madhështore. Allahu është I Vetmi që e meriton të adhurohet pa i bërë Atij shok. Mirëpo realizimi i këtij besimi në dijeni dhe veprimtari nuk është i mundur vetëm se duke ndjekur rrugën e vulës së profetëve Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Jo siç mendojnë këta – që e injorojnë të vërtetën me dashje – (duke thënë) se besimi në Allahun mund të realizohet duke besuar në ekzistencën e Tij dhe në rrububijen e Tij pa besuar në emrat dhe cilësitë e Tij dhe se teuhidi në adhurim mund të realizohet pa ndjekur rrugën e Profetit të Tij, Muham-medit sal-l

[37()] Shih librin : "**Mexhmu' el Fetaua**" 28/12-613.

Allahu alejhi ue sel-lem.

**Kjo është ajo që i bëri këta që të thërrasin për bashkim ndërmjet Islamit të vërtetë me çdo fe të deformuar dhe të ndryshuar në të cilat ka aq shumë çështje që e asgjësojnë imanin aq sa i rrëqethet mishi atyre që kanë besuar**.

Prej këtyre çështjeve që e asgjësojnë imanin kemi si vijon :

**Çështjet që e asgjësojnë besimin e çifutëve në Allahun :**

Çifutët – Allahu i shëmtoftë – janë vatra e kufrit dhe guximit të rrezikshëm (ndaj Zotit të tyre). I pastër është Allahu prej asaj që i mveshin ata.

Këto janë një pjesë e akides së tyre mohuese të cilën e tregon Kur'ani i Nderuar për ta.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**...çifutët thanë : Uzejri është biri i Allahut**” [Et-teubeh 30].

Allahu i Madhëruar ka thënë për çifutët (kuptimi i ajetit) : “**E dëgjoi Allahu fjalën e atyre që thanë : Allahu është i varfër ndërsa ne jemi të pasur**” [Ali Imran 181].

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) :

“...**çifutët thanë : Dora e Allahut është e mbyllur. Të mbyllura qofshin duart e tyre dhe të mallkuar janë për atë që thanë. Përkundrazi duart e Tij janë të shtrira, shpenzon si të dëshirojë. Ajo që të zbriti ty prej Zotit tënd do tua shtojë shumicës së tyre teprimin dhe kufrin. Ne kemi hedhur ndërmjet tyre armiqësi dhe urrejtje deri ditën e Kijametit. Sa herë që ata ndezin zjarrin e luftës e shuan atë Allahu. Ata rendin në tokë për shkatërrim por Allahu nuk i do shkatërrimtarët**”. [El Maideh 64].

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Ata që mohojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij dhe duan të bëjnë ndarje ndërmjet Allahut dhe të dërguarve të Tij dhe thonë : Besojmë disa dhe disa i mohojmë dhe duan të gjejnë një rrugë të mesme mes kësaj, këta janë mosbesimtarët e vërtetë**” [En-nisa 150-151].

**Çështjet që e asgjësojnë besimin e krishterëve në Allahun :**

Krishterët janë besimtarët e trinitetit, adhuruesit e kryqit, të cilët e shanë Allahun me një sharje të cilën nuk e ka thënë askush prej njerëzve. Allahu ua ka nxjerrë të palarat në Kur'anin e Madhërishëm :

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Çifutët thanë : Uzejri është biri i Allahut. Krishterët thanë : Mesihu është biri i Allahut. Këto janë fjalët e**

**tyre që shprehin me gojët e tyre, të cilat ngjajnë me fjalët që kanë thënë ata që kanë mohuar para tyre. I vraftë Allahu si shpifin. Ata i bënë dijetarët dhe murgjit e tyre zota veç Allahut, gjithashtu e bënë edhe Mesihun birin e Merjemes. Ata u urdhëruan që të adhurojnë vetëm një të Adhuruar. Nuk ka të Adhuruar tjetër veç Tij. I pastër është Ai nga ato që i shoqërojnë**”. [Et-teubeh 30-31]”.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Kanë mohuar ata që thanë : Allahu është Mesihu biri i Merjemes**” [El Maideh 17, 72].

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Kanë mohuar ata që thanë : Allahu është njëri prej të treve**” [El Maideh 73].

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Thuaj : O ndjekësit e librit (**çifutë e krishterë**) mos e teproni në fenë tuaj dhe mos thoni për Allahun vetëm se atë që është e vërtetë. Mesihu biri Merjemes është vetëm i dërguari i Allahut dhe fjala e Tij, të cilën e hodhi tek Merjemja dhe shpirti është prej Tij. Prandaj besojeni Allahun dhe të dërguarit e Tij dhe mos thoni : Tre, lëreni këtë, kjo është më mirë për ju. Allahu është vetëm Një i Adhuruar. I pastër është prej pasjes fëmijë. E Tij është çka në qiej e çka në tokë. Mjafton Allahu si Mbështetës**” [En-nisa 171].

**Besimi në librat e zbritur :**

Një prej shtyllave të imanit dhe bazave të akides është besimi në të gjithë librat që u ka zbritur Allahu profetëve të Tij dhe “**Kur'ani i Nderuar**” është libri i fundit që ka zbritur prej Tij. Atë ia ka zbritur Xhibrili besnik – alejhi selam – prej Zotit të botëve Profetit të Tij besnik Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Ai ka shfuqizuar çdo libër që është zbritur më parë, Zeburin, Teuratin, Inxhilin dhe të tjerë. Ai i ka përfshirë të gjithë librat, për këtë arsye nuk ka ngelur asnjë libër me anë të të cilit mund të adhurohet Allahu dhe që mund të ndiqet veç “**Kur’anit të Madhërueshëm**”. Kush e mohon Kur'anin për të ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : “**Kush e mohon atë – ndër këto grupe – zjarri është premtimi i tij**” [Hud 17].

Një prej besimeve të vërteta që duhet sqaruar këtu është se ndër librat që janë shfuqizuar me anë të Sheriatit Islam janë “Teurati” dhe “Inxhili”. Ato janë deformuar, ndryshuar, shtuar, pakësuar dhe harruar, gjë e cila është sqaruar në librin e Allahut të Madhëruar.

Prej tyre kemi ajetet që flasin për Teuratin (kuptimi i ajeteve) : “**Për shkak se ata e thyen besën (**që dhanë**) Ne i mallkuam dhe i bëmë zemrat e tyre të ngurta. Ata i deformojnë fjalët (**e Allahut, i nxjerrin ato**) nga kuptimet e tyre (**të vërteta**) dhe harruan një pjesë të përkujtimit që u ishte dhënë. Ti herë pas here ke për të parë tradhti prej tyre, përveç një**

**pakice të tyre. Prandaj fal. Allahu i do bamirësit**" [El Maideh 13].

Ka thënë Allahu i Madhëruar për Inxhilin (kuptimi i ajeteve) : "**Edhe atyre që thanë : Ne jemi Nesara (**krishterë**) ua morëm besën por ata e harruan një pjesë të përkujtimit që ju dhamë. Prandaj Ne hodhëm ndërmjet tyre armiqësinë dhe urrejtjen deri ditën e Kijametit, por do tu tregojë Allahu atyre (**atë ditë**) çfarë kanë vepruar**" [El Maideh 14].

Teuratet dhe Inxhilet që ndodhen sot në duart e çifutëve dhe krishterëve janë të shumta aq sa kanë arritur në dhjetëra versione. Kështu që ky Teurat nuk është vetë Teurati që i ka zbritur Musës alejhi selam dhe Inxhili nuk është vetë Inxhili që i ka zbritur Isës alejhi selam sepse zinxhirët e transmetimit të tyre janë të shkëputur dhe sepse ato përmbajnë shumë deformime, ndryshime, gabime, kontradikta dhe luhatje mes versioneve dhe mes ndjekësve të tyre. Gjithashtu ato (ligje) që janë të sakta në to, janë të shfuqizuara prej Islamit ndërsa të tjerat janë të deformuara dhe të ndryshuara. Kështu që ato rrotullohen rreth ligjeve të shfuqizuara ose të deformuara.

Prandaj ato nuk janë të gjitha shpallje prej Allahut por janë libra të cilët i kanë shkruar disa njerëz më mbrapa. Ata janë si librat historikë që përmbajnë ndër të tjera këshilla në vetvete.

Nuk është e mundur që ai libër që ndodhet në duart e çifutëve të jetë vetë Teurati të cilin ia zbriti Allahu Musait alejhi selam sikurse nuk është e mundur që libri që ndodhet në duart e krishterëve të jetë vetë Inxhili të cilin ia zbriti Allahu Profetit të Tij Isait alejhi selam.

Është vërtetuar se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem u zemërua kur e pa Umer Ibn Hat-tabin radi Allahu anhu që po mbante në dorën e tij disa fletë të Teuratit dhe i tha : “**A je në dyshim ti o Ibn Hat-tab? A nuk ua kam sjellë të bardhë dhe të pastër (këtë fe)? Sikur vëllai im, Musa të ishte gjallë nuk do kishte zgjidhje tjetër veç ndjekjes së rrugës sime**”. Transmeton Ahmedi, Daremiu etj.

**Çështjet që e asgjësojnë besimin e çifutëve dhe krishterëve në librat (**e zbritur**) :**

Besimi në këtë shtyllë të imanit nuk ka shpëtuar tek askush veç muslimanëve. Umeti që ka marrë zemërimin e Allahut (çifutët) dhe umeti i humbur (krishterët) e kanë mohuar këtë shtyllë (të imanit) sepse ata nuk e besojnë Kur'anin dhe nuk besojnë se Kur'ani i ka shfuqizuar librat para tij. Gjithashtu ata ia dedikojnë Allahut ato pjesë të ngelura nga Teurati dhe Inxhili mbas atyre shtesave dhe deformimeve që kanë pësuar ato. Madje ata në këto libra kanë shpifur dhe i kanë dedikuar këto shpifje një numri profetësh (të pastër janë profetët prej këtyre akuzave). Shikoji tani

disa tekste të shpikura që e asgjësojnë imanin e tyre në të gjithë profetët dhe në shpalljet që kanë sjellë ata :

Çifutët kanë pretenduar se Profeti Sulejman alejhi selam ka lënë fenë dhe ka adhuruar idhujt. [1Mbretërit 11/5].

Çifutët kanë pretenduar se Profeti Harun alejhi selam ishte ai që e bëri statujën e viçit dhe e adhuroi atë. [Eksodi 32/1-6].

Në të vërtetë atë e bëri Samiriu ndërsa Haruni alejhi selam e kundërshtoi atë me forcë, siç tregohet në Kur'anin e Nderuar.

Çifutët kanë pretenduar se miku i Allahut Ibrahimi alejhi selam ia dha gruan e tij Sarën faraonit që të kishte begati prej saj. [Zanafilla 12/14].

Çifutët kanë pretenduar se Profeti Lut alejhi selam piu alkool deri sa u deh e më pas bëri imoralitet me vajzat e tij. [Zanafilla 19/30].

Çifutët pretenduan se Profeti Ja'kub alejhi selam ka vjedhur. [Zanafilla 31/17].

Çifutët pretenduan se Profeti Daud alejhi selam bëri imoralitet dhe i lindi Sulejmani alejhi selam. [2 Samuelit 11/11] dhe [Ungjilli sipas Mateut 1/6].

Krishterët – Allahu i shëmtoftë – pretenduan se të gjithë profetët e Beni Israilëve ishin hajdutë sipas dëshmisë së Isait alejhi selam [Ungjilli sipas Gjonit 10/8].

Krishterët – Allahu i shëmtoftë – pretenduan se gjyshi i Sulejmanit dhe Daudit i cili quhej Faresi që ishte nga prejardhja e Judës birit të Ja'kubit vinte prej imoralitetit. [Ungjilli sipas Mateut 1/3].

Këta janë umeti që ka marrë zemërimin e Allahut dhe umeti i trinitetit dhe humbjes të cilët i akuzojnë disa profetë për gjëra të ndyra, prej të cilave të rrëqethet mishi dhe pretendojnë se këto gjëra ndodhen tek librat e zbritur nga Zoti, tek Teurati dhe Inxhili, gjë që nuk është e vërtetë.

Ky është mohim ndaj Zotit në dy aspekte : 1. Në aspektin se këta pretendojnë se këto gjëra janë treguar prej Zotit. 2. Në aspektin se këta shpifin kundër profetëve.

Si mundet që të ftohen muslimanët që e njësojnë Allahun dhe respektojnë profetët e Allahut që të bashkohen me këta popuj mosbesimtarë të cilët e kanë asgjësuar imanin e tyre në librat qiellorë dhe në profetët?!

**Si nuk kanë turp ata që pretendojnë se janë muslimanë dhe ftojnë për t'i botuar këto libra të**

**deformuar – në të cilat gjenden këto shpifje – bashkë me Kur'anin e Nderuar** ?!

**Kjo është një nga haramet më të mëdha dhe krimet më të rënda, kush e vepron atë del nga feja Islame.**

**Besimi në profetët**

Një prej shtyllave të imanit dhe bazave të besimit është besimi në profetët, besim gjithëpërfshirës pa diferencime dhe ndryshime. Ai përfshin besimin se ata janë të vërtetë, madhërimin ndaj tyre, respektin ndaj tyre ashtu siç është ligjëruar prej Allahut për ta, bindjen ndaj tyre në ato urdhra dhe ndalesa që u janë shpallur dhe në çdo gjë që u ka ardhur prej Allahut.

Kjo është e njohur në mënyrë të domosdoshme në fe, prandaj është detyrë të besuarit në të gjithë profetët e Allahut që na janë treguar dhe që nuk na janë treguar.

Numri i profetëve "**nebij**" siç tregohet në hadithin e Ebu Dherrit radi Allahu anhu dhe të tjerëve veç tij është : "Një qind e njëzet e katër mijë". Ndërsa numri i profetëve "**resul**" ndër ta është "Treqind e pesëmbëdhjetë". Na ka treguar Allahu i Madhëruar në Kur'an prej tyre 25. I pari nebij është Ademi alejhi selam. Tregohet se ka qenë edhe resul (por nuk është e sigurt). I pari nebij, resul është Nuhu alejhi selam

dhe i fundit nebij, resul është Muham-medi sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Para tij ishte Isa biri i Merjemes e ndërmjet tyre nuk ka pasur profet nebij e as resul.

Ka përmendur Allahu i Madhëruar në ajete të ndryshme në Kur'an shtatë prej tyre : Ademin, Hudin, Salihun, Shuajbin, Ismailin, Idrisin, Dhul Kiflin dhe Muham-medin alejhimus-salatu ues-selam.

Gjithashtu ka përmendur tetëmbëdhjetë prej tyre së bashku në katër ajete të njëpasnjëshme të sures El En'am 83-86. Këta janë : Ibrahimi, Is'haku, Ja'kubi, Nuhu, Daudi, Sulejmani, Ej-jubi, Jusufi, Musai, Haruni, Zekeria, Jahja, Isa, Iljasi, Ismaili, El Jesa’ Junusi, Luti alejhimus-salatu ues-selam.

Prej këtyre pesë janë ata që quhen “**Ulul azmi**” (më të vendosurit). Këta janë ata të cilët i ka përmendur Allahu në ajetin që thotë (kuptimi i ajetit) : “... **kur Ne i morëm besën profetëve, ty, Nuhut, Ibrahimit, Musës, dhe Isës birit të Merjemes**” [El Ahzab 7].

Prej këtij numri katër janë arabë. Ata janë Hudi, Salihu, Shuajbi dhe Muham-medi sal-l Allahu alejhim ue sel-lem.

Ka përmendur Allahu i Madhëruar pasardhësit e Ja'kubit (që ishin profetë) me emrin el esbat (nipërit)

por nuk ka përmendur asnjë prej tyre me emër përveç Jusufit alejhi selam. Ja'kubi ka pasur dymbëdhjetë djem ndër ta asnjë nuk ishte profet veç Jusufit alejhi selam. E ky është mendimi të cilin e ka konsideruar Ibn Kethiri në librin e tij të historisë si mendimin më të saktë. Disa të tjerë kanë thënë që ata kanë qenë profetë të gjithë.

Ajetet ku tregohet emri el esbat (nipërit) kanë për qëllim profetët që kanë qenë tek Beni Israilët. Janë vërtetuar në sun-net emrat e dy profetëve të tjerë Shith ibn Adem dhe Jusha' Ibn Nun alejhimu selam.

Transmetohet nga Ibn Ab-basi radi Allahu anhuma se ka thënë : Të gjithë profetët ishin prej Beni Israilëve veç dhjetë profetëve që janë : Nuhu, Shuajbi, Hudi, Salihu, Luti, Ibrahimi, Is'haku, Ja'kubi, Ismaili dhe Muham-medi sal-l Allahu alejhim ue sel-lem.

Të gjithë profetët nebijë dhe resulë ishin burra të lirë (jo skllevër), ishin njerëz nga vende të ndryshme. Nuk kishte ndër ta gra, as mbretër, as beduinë dhe as xhindë.

Ata ishin të plotë në aspektin fizik dhe moral, të zgjedhur ndër popujt e tyre në të cilët i dërgoi Allahu në gjuhën e tyre. Ata ishin nga më të zgjedhurit në fizikun, moralin, prejardhjen dhe dhuntitë e tyre. Ishin të ruajtur nga gabimet e rënda në mbartjen dhe transmetimin e shpalljes edhe nëse mund të binin në

ndonjë gabim të vogël, ata nuk kishin miratim (prej Allahut) për të, përkundrazi pendoheshin shpejt dhe pendimi i fshin gabimet.

Të gjithë profetët u dërguan tek popujt e tyre në veçanti, përveç Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem, ai u dërgua tek mbarë njerëzimi. Çdo profet dërgohej në gjuhën e popullit të tij. Herë-herë Allahu dërgonte një profet nebij ose resul të vetëm e kishte raste që dërgonte dy profetë nebijë ose një nebij dhe një resul ose edhe më shumë në një kohë të vetme.

Prej këtyre rasteve kemi rastin që Allahu dërgoi Profetin Ibrahim alejhi selam dhe dërgoi në kohën e tij Lutin alejhi selam i cili ishte djali i vëllait të tij.

Gjithashtu Allahu dërgoi Ismailin dhe Is'hakun alejhima selam në të njëjtën kohë. Gjithashtu dërgoi Ja'kubin dhe djalin e tij Jusufin alejhima selam në të njëjtën kohë.

Gjithashtu Allahu dërgoi Musën dhe vëllain e tij Harunin alejhima selam në të njëjtën kohë. Gjithashtu thuhet se Shuajbi ishte personi të cilin e takoi Musa dhe u martua me vajzën e tij, por kjo është gabim, siç e kanë treguar dijetarët e tefsirit si p.sh Ibn Xherir et-Taberiu mësuesi i dijetarëve të tefsirit – Allahu e mëshiroftë – dhe Shejhul Islam Ibn Tejmijeh – Allahu e mëshiroftë – në librin “**El Xheuab es-sahih**” 2/249-250.

Gjithashtu dërgoi Allahu Daudin dhe djalin e tij Sulejmanin alejhima selam në të njëjtën kohë. Gjithashtu dërgoi Zekerijën dhe djalin e tij Jahjan alejhima selam në të njëjtën kohë.

Allahu i Madhëruar ka thënë në suren Jasin (kuptimi i ajeteve) : “**Sillu atyre shembull banorët e fshatit kur u erdhën atyre profetët. Ne u dërguam atyre dy (**profetë**) dhe ata i përgënjeshtruan dhe Ne i përforcuam me një të tretë**” [Jasin 13-17]. Ibn Kethiri ishte i mendimit se këta të tre ishin resulë të dërguar prej Allahut të Madhëruar.

Të gjithë profetët i dërgoi Allahu përgëzues dhe paralajmërues për të realizuar adhurimin e Allahut të vetëm dhe njësimin ndaj Tij. Çdonjëri prej tyre e çoi në vend amanetin, e transmetoi (të vërtetën), përgëzoi dhe paralajmëroi. I mbështeti Allahu ata duke u dhënë mrekulli madhështore dhe argumente të mbinatyrshme.

Resulët janë më të mirë se nebijët. Allahu i ka bërë disa më të mirë se disa të tjerë dhe i ka ngritur ata në grada të ndryshme. Më të mirët e tyre janë pesë “**Ulul Azmi**”. Më i miri i tyre madje më i miri i të gjitha krijesave është vula e tyre, Profeti ynë Muhammedi sal-l Allahu alejhi ue sel-lem pas të cilit nuk ka më profetë. Çdo profet dërgohej tek populli i tij në veçanti ndërsa Muham-medi sal-l Allahu alejhi ue sel-lem u dërgua tek mbarë njerëzit dhe xhindët.

Të gjithë profetët kanë qenë në një fe të vetme në temën e teuhidit, profecisë dhe ringjalljes, ku hyjnë gjithashtu besimi në Allahun, melaiket, librat, profetët, ditën e  fundit dhe kaderin e mirë e të keq. Gjithashtu në temën e adhurimit ndaj Allahut të Madhëruar I Cili nuk ka rival. Namazi, zekati dhe sadakaja (tek të gjithë profetët) janë adhurime të cilat nuk i përkasin askujt tjetër veç Allahut të Madhëruar.

Ligjet e tyre në këto adhurime, në format, sasitë, kohët, llojet dhe mënyrat e tyre janë të ndryshme deri sa erdhi shpallja e fundit dhe profecia e pavdekshme me të cilën Allahu shfuqizoi të gjitha sheriatet e mëparshme. Nuk lejohet për asnjë njeri që ka ndjekur dikur një libër (qiellor) ose nuk ka ndjekur ndonjëherë ndonjë libër, që ta adhurojë Allahun me një sheriat tjetër veç sheriatit të Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Kush e adhuron Allahun me një sheriat tjetër veç këtij sheriati ai konsiderohet mosbesimtar dhe veprat e tij janë pa vlerë, (kuptimi i ajetit) : “**Ne i paraqitëm ato që kishin vepruar ata dhe i bëmë ato si pluhur i shpërndarë**” [El Furkan 23].

Është detyrë për çdo person që ka mbërritur moshën e pjekurisë që të besojë Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem se ai është vula e profetëve dhe nuk ka ngelur asnjë profet që është obligim të ndiqet veç tij. Sikur ndonjë profet të ishte gjallë nuk do kishte rrugë tjetër për të veç rrugës së Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Gjithashtu ndjekësit e

librave të mëparshëm nuk kanë rrugë tjetër që duhet ta ndjekin. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "...**ata që e ndjekin Profetin analfabet të cilin (**emrin e tij**) e gjejnë të shkruar tek ta në Teurat dhe Inxhil**" [El A'raf 157].

Shpallja e tij është e përgjithshme për xhindët dhe njerëzit (kuptimi i ajetit) : "**Ne të dërguam për të gjithë njerëzit, përgëzues dhe paralajmërues, por shumica e njerëzve nuk e dinë**" [Sebe' 28].

Gjithashtu ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Thuaj : O ju njerëz, unë jam i dërguar i Allahut tek ju të gjithë**" [El A'raf 158].

Gjithashtu ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Më është shpallur mua ky Kur'an që t'u paralajmëroj juve me anë të tij dhe çdo kënd që i mbërrin ai**" [El En'am 19].

Gjithashtu ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Thuaju atyre që u është dhënë libri dhe analfabetëve (**arabëve**) : A po bëheni muslimanë. Nëse ata bëhen muslimanë, janë udhëzuar e nëse i kthejnë shpinën atëherë detyra jote është vetëm të transmetosh**" [Ali Imran 20].

**Asgjësimi i kësaj baze (besimit në profetët) :**

Kush mohon një profet të vetëm një nebij ose

resul ose beson në disa e disa i mohon ai është njësoj si ai që e mohon Allahun sepse ka ndarë në besim ndërmjet Allahut dhe të dërguarve të Tij. Kështu që nuk bën dobi besimi në ata profetë që beson, sepse profetët kanë mbartur një mesazh të përbashkët dhe kanë ftuar në një fe të vetme edhe pse sheriatet e tyre ishin të ndryshme. Gjithashtu Ai që i ka dërguar është Një. Ata janë një, i pari përgëzon për ardhjen e të pasmit dhe i më pasmi vërteton atë që ka sjellë i më parmi.

Ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Ata që mohojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij dhe duan të bëjnë dallim ndërmjet Allahut dhe të dërguarve të Tij (**në besim**) dhe thonë : Ne besojmë disa dhe disa i mohojmë dhe duan të zgjedhin një rrugë të mesme në këtë (**besim**) ata janë mohuesit e vërtetë**" [En-nisa 150-151].

Për këtë arsye kush nuk e beson Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem profet dhe se ai është vula e profetëve dhe se sheriati i tij është shfuqizues i të gjitha sheriateve të mëparshme dhe se asnjë nga banorët e tokës nuk ka të drejtë të ndjekë sheriat tjetër veç sheriatit të tij, ai konsiderohet mohues, i përjetshëm në zjarr, njësoj si ai që ka mohuar Allahun dhe ka mohuar të qenurit e Tij Zot dhe i Adhuruar.

Na ka sqaruar Allahu i Madhëruar kufrin e çifutëve dhe krishterëve për shkak të besimit të tyre

në disa profetë dhe mohimit të tyre në disa të tjerë. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Kur u thuhet atyre : Besoni atë që ka zbritur Allahu, thanë : Ne besojmë atë që na ka zbritur ne dhe mohojnë atë që është pas tij, ndërkohë që ai është vërtetues i atij (**libri**) që ndodhet tek ata**” [El Bekareh 91].

Çifutët nuk e besojnë Isën birin e Merjemes alejhi selam dhe nuk e besojnë Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem, për këtë arsye : “**morën zemërim mbi zemërim**” [El Bekareh 90] (kuptimi i ajetit). U zemërua prej tyre pse mohuan Isën birin e Merjemes dhe u zemërua sepse mohuan Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Krishterët nuk e besuan Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe nga mohimi i tij humbën.

**Për shkak të këtij kufri ata janë të përjetshëm në zjarr e si mund t'i thërrasim ata për t'u bashkuar me fenë Islame?!**

Shih hadithin e Ubadeh Ibn Samitit radi Allahu anhu se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : “**Kush dëshmon se askush nuk e meriton të adhurohet veç Allahut i vetëm e i pa shoq, Muham-medi është rob dhe i dërguar i Allahut dhe Isa është rob i Allahut dhe i dërguari i Tij dhe fjala e Tij të cilën e hodhi tek Merjemja dhe shpirti është prej Tij, xhen-neti është hak, xhehenemi është hak e fut Allahu në xhen-net në bazë të punëve që do veprojë**”

Mutefekun alejhi.

Fjala e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : “**dhe Isa është rob i Allahut dhe i dërguari i Tij”** ka për qëllim çifutët të cilët bëjnë dallim ndërmjet profetëve, të cilët e mohojnë profecinë e tij dhe të Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Gjithashtu ka për qëllim krishterët, të cilët e besuan atë duke besuar trinitetin, i cili është shirk i kulluar. Nga kjo e kupton arsyen pse është përmendur Isa alejhi selam në këtë hadith madhështor dhe gjithëpërfshirës.

Nuk ka bashkim ndërmjet muslimanit që beson të gjithë profetët e Allahut dhe ndërmjet çifutëve dhe krishterëve të cilët nuk e besojnë Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem siç ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) :

“**Nëse ata besojnë si ajo që ju besoni ata janë udhëzuar e nëse i kthejnë shpinën atëherë ata janë në përçarje. Do të të mjaftojë ty Allahu kundër tyre. Ai është Dëgjuesi, i Dituri**” [El Bekareh 137].

**Prej çështjeve që e asgjësojnë besimin në këtë shtyllë tek çifutët dhe krishterët :**

Pretendimi i tyre se profetët kanë bërë gjëra të ndyra si : bërja e statujave, dalja nga feja, imoraliteti, pirja e alkoolit, vjedhja etj.

Kush e akuzon një profet për një nga këto ndyrësi ose për të ngjashme me to ai është mohues dhe i përjetshëm në zjarrin e xhehenemit, është njësoj sikur të ketë mohuar vetë Allahun e Madhëruar.

Çifutët dhe krishterët – Allahu i shëmtoftë dhe i poshtëroftë – janë ata që më së shumti i kanë akuzuar profetët e Allahut për vepra të ndyra, siç i treguam disa prej tyre më lart.

**Prej çështjeve që e asgjësojnë imanin në këtë bazë :**

Ta mohosh se ndonjë prej profetëve ka qenë njeri dhe ta konsiderosh ndonjërin prej tyre zot. Çifutët dhe krishterët e kanë asgjësuar këtë bazë gjithashtu duke shpifur dhe deformuar (të vërtetën). Ua ka nxjerrë Allahu të palarat në disa ajete të Kur'anit Madhështor dhe ka gjykuar se ata kanë mohuar dhe janë në humbje.

Allahu i Madhëruar ka thënë për çifutët dhe krishterët (kuptimi i ajetit) : "**Çifutët thanë : Uzejri është biri i Allahut. Krishterët thanë : Mesihu është biri i Allahut. Këto janë fjalët e tyre që shprehin me gojët e tyre, të cilat ngjajnë me fjalët që kanë thënë ata që kanë mohuar para tyre. I vraftë Allahu si shpifin**". [Et-teubeh 30]".

Gjithashtu ka thënë Allahu i Madhëruar për

krishterët (kuptimi i ajetit) : “**Kanë mohuar ata që thanë : Allahu është Mesihu, biri i Merjemes**” [El Maideh 72].

Gjithashtu Allahu i Madhëruar ka thënë po për krishterët (kuptimi i ajetit) : “**Kanë mohuar ata që thanë : Allahu është njëri prej të treve**” [El Maideh 73].

**Prej çështjeve që e asgjësojnë imanin në këtë bazë :**

Mosbesimi në shpalljen e Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem, që është për të gjithë banorët e tokës, arabët dhe jo-arabët, për xhindët dhe njerëzit. Një grup çifutësh të cilët quhen “**El Iseuijeh**”, gjithashtu edhe një grup krishterësh, e besuan shpalljen e Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem, por pretenduan se shpallja e tij është e posaçme vetëm për arabët dhe e mohuan që shpallja e tij është e përgjithshme për gjithë njerëzimin. Por mohimi i faktit se shpallja e tij është e përgjithshme (për mbarë njerëzimin) konsiderohet kufër dhe bie ndesh me ajetet e qarta të Kur'anit, ku thuhet ndër të tjera (kuptimi i ajetit) : “**Ne të dërguam për të gjithë njerëzit përgëzues dhe paralajmërues, por shumica e njerëzve nuk e dinë**” [Sebe’ 28]. Ajetet që tregojnë këtë ide janë të shumta.

Në sahihun e Muslimit tregohet se Profeti sal-l

Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : “**U dërgova tek të gjithë njerëzit dhe me mua u vulos profecia**”.

❖ **Rezultati :**

Është detyrë për muslimanët që ta mohojnë këtë teori : “Bashkimin e çdo feje të deformuar e të shfuqizuar me fenë Islame të vërtetë të pa shfuqizuar dhe të ruajtur nga deformimet dhe ndryshimet, fe e cila i ka shfuqizuar fetë e mëparshme”. Kjo është një nga çështjet më elementare dhe më të padiskutueshme të akides Islame.

**Ftesa për në këtë teori është kufër, nifak (hipokrizi), përçarje, luftë (kundër Islamit) dhe përpjekje për t'i nxjerrë muslimanët nga feja e tyre**.

Gjendja e atyre që thërrasin në këtë teori – qofshin çifutë apo krishterë – me muslimanët është siç ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : “**Kur takoheshin me besimtarët thoshin : "Ne besojmë" dhe kur veçoheshin kafshonin duart e tyre nga urrejtja**” [Ali Imran 119].

Është detyrë për banorët e tokës që të besojnë se feja në të cilën kanë thirrur të gjithë profetët është një, në temën e teuhidit, profecisë dhe ringjalljes sikurse e sqaruam më lart të detajuar. Ky themel besimi ka ngelur i pacënuar vetëm tek muslimanët, ndërsa çifutët dhe krishterët e kanë asgjësuar atë dhe

janë kontradiktorë në të, sidomos në çështjet e besimit në Allahun, librat dhe profetët e Tij.

Është detyrë për banorët e tokës që të besojnë se sheriatet janë të ndryshme dhe të shumëllojshme dhe se sheriati Islam është vula e sheriateve dhe shfuqizues i çdo sheriati të mëparshëm, prandaj nuk lejohet për asnjë njeri që ta adhurojë Allahun me ndonjë sheriat tjetër veç këtij sheriati.

Gjithashtu ky themel besimi ka ngelur i pacënuar vetëm tek muslimanët, ndërsa çifutët, umeti që ka marrë zemërimin (e Allahut) e kanë mohuar këtë themel besimi sepse ata nuk e kanë besuar sheriatin e Isës alejhi selam dhe sepse ata nuk e kanë besuar sheriatin e Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Krishterët, umeti i humbur e kanë mohuar gjithashtu këtë themel besimi sepse nuk e kanë besuar sheriatin e Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe se shpallja e tij është për mbarë njerëzimin.

Këto dy umete janë kafira (mosbesimtarë) për arsyen që treguam, sepse nuk e besuan Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem, nuk e ndoqën sheriatin e tij, nuk u distancuan nga sheriatet e tjera, nuk besuan se sheriati Islam i ka shfuqizuar sheriatet e mëparshme, nuk e besuan atë që tregoi Kur'ani i Madhërishëm dhe se ai ka shfuqizuar librat dhe shkresat e mëparshme.

“**Kush kërkon fe tjetër veç Islamit, nuk pranohet prej tij dhe ai në Ahiret është prej të humburve**” (kuptimi i ajetit) [Ali Imran 85].

Është detyrë për të gjithë banorët e tokës – qofshin çifutë e krishterë apo jo – që të hyjnë në Islam duke dëshmuar shehadetin. Gjithashtu duhet të besojnë atë që tregon Islami në formë të përgjithshme dhe të detajuar, më pas duhet ta zbatojnë atë dhe ta ndjekin dhe të distancohen prej çdo sheriati të deformuar dhe çdo libri që i përket atij. Kush nuk hyn në Islam ai është mosbesimtar dhe mushrik (politeist) siç ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : “**O ju ndjekësit e librit, përse i mohoni ajetet e Allahut kur ju vetë jeni dëshmitarë** (për vërtetësinë e tyre)”. [Ali Imran 70].

Është detyrë për umetin Islam që të besojnë se vetëm ata janë në të vërtetën, në Islamin e vërtetë dhe se ai është feja e fundit. Libri i tij është libri i fundit dhe përfshirës i librave të mëparshëm. Profeti i tij është Profeti i fundit dhe vula e profetëve. Sheriati i tij është shfuqizues i sheriateve të mëparshme. Allahu nuk pranon prej askujt fe tjetër. Muslimanët mbartin një sheriat hyjnor që është vula e sheriateve dhe është i përhershëm, është i ruajtur prej deformimeve që kanë pësuar sheriatet e mëparshme si deformimi që ndodhi tek Teurati dhe Inxhili gjë e cila çoi në deformimin e dy sheriateve të shfuqizuara, sheriatit çifut dhe atij krishter.

Është detyrë për umetin Islam që ta transmetojnë këtë fe tek çdo mosbesimtar, çifut, krishter apo i çdo besimi tjetër qoftë, që të bëhen muslimanë dhe nëse nuk bëhen muslimanë atëherë të japin xhizjen ose përndryshe luftohen.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajeteve) : "**Luftojini ata ithtarë të librit që nuk besojnë Allahun dhe as Ditën e Fundit dhe nuk konsiderojnë haram atë që e ka konsideruar Allahu dhe i dërguari i Tij të tillë dhe nuk besojnë fenë e vërtetë, deri sa të japin xhizjen të poshtëruar**" [Et-teubeh 29].

Është detyrë për çdo musliman që beson Allahun për Zot të vërtetë, Islamin për fe të drejtë dhe Muham-medin për profet të Allahut që ta konsiderojë pjesë të fesë së Allahut urrejtjen ndaj çifutëve, krishterëve dhe mosbesimtarëve të tjerë. Ti armiqësojë ata për hir të Allahut, të mos ketë dashuri për ta dhe as përkrahje deri sa të besojnë Atë për Zot të vërtetë, Islamin për fe të drejtë dhe Muham-medin për profet të Tij.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**O ju që keni besuar, mos i bëni çifutët dhe krishterët miq. Ata janë miq të njëri tjetrit. Çdokush prej jush që i bën ata miq, është prej tyre. Allahu nuk e udhëzon popullin e padrejtë**" [El Maideh 51]. Ajetet rreth kësaj ideje janë të shumta.

Për këtë arsye një nga rrjedhojat e shkëputjes së miqësisë ndërmjet tyre është dhe fakti se nuk lejohet që muslimani ta trashëgojë dhe as të trashëgohet nga jomuslimani, kurrë.

Është detyrë por çdo musliman të besojë se çdokush që nuk hyn në fenë Islame ka bërë kufër – qoftë çifut, i krishter apo i ndonjë besimi tjetër –. Është detyrë ta emërtojë atë me termin kafir. Gjithashtu është detyrë të besojë se ai është armik i muslimanëve dhe se është prej banorëve të zjarrit.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Thuaj ": O ju njerëz, unë jam i dërguar tek ju të gjithë prej Allahut, prej Atij që ka pushtetin e qiejve dhe të tokës. Nuk ka të adhuruar tjetër veç Tij. Ai jep jetë dhe e merr atë. Besojeni Allahun dhe të dërguarin e Tij, nebijin analfabet i cili beson Allahun dhe fjalët e Tij dhe ndiqeni atë që të udhëzoheni**" [El A'raf 158].

Në sahihun e Muslimit tregohet se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, çdo kush prej këtij umeti që dëgjon për mua – qoftë çifut apo krishter – më pas vdes dhe nuk beson në atë që më është dhënë mua është prej banorëve të zjarrit**".

Për këtë arsye çdokush që nuk i konsideron çifutët dhe krishterët kafira, ai është vetë kafir sipas rregullit

që thotë : “**Kush nuk e konsideron kafirin kafir ai është vetë kafir**”.

U themi ndjekësve të librave të mëparshëm (çifutëve dhe krishterëve) siç ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajeteve) : “**ndaluni (**prej ndjekjes së të kotës**) kjo është më hajër për ju**” [En-nisa 171].

Nuk lejohet për asnjë banor të tokës që të qëndrojë në sheriatin çifut apo krishter e jo më të hyjë nga fillimi në të. Nuk lejohet për ata që ndjekin fe tjetër veç Islamit që të quhen muslimanë dhe as se janë në fenë e Ibrahimit për arsyet që vijojnë :

1. Sepse ligjet e sakta që ndodhen në fenë çifute dhe krishtere janë të shfuqizuara me anë të Islamit prandaj nuk pranon Allahu prej asnjë njeriu që ta adhurojë me ligjet e një feje të shfuqizuar.

2. Sepse ligjet që janë të deformuara dhe të ndryshuara në to, është e ndaluar ti dedikohen fesë (së Allahut), e jo më të ndiqen prej dikujt, apo të quhen këto ligje (të deformuara) ligje të Musës ose Isës ose të ndonjë Profeti tjetër alejhimu selam.

3. Çdo person është i urdhëruar të ndjekë fenë që ka shfuqizuar çdo fe të mëparshme e kjo fe (shfuqizuese) pas ardhjes së Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem është Islami të cilin ai e

solli. Ai përmban adhurimin e Allahut të vetëm pa i shoqëruar asgjë dhe njësimin e Tij në këtë adhurim. Kush është i tillë ai është rob i drejtë, musliman dhe në fenë e Ibrahimit. E kush nuk i beson të gjithë profetët dhe nuk ndjek në veçanti Profetin Muhammed sal-l Allahu alejhi ue sel-lem përveç të tjerëve nuk lejohet të quhet i drejtë, as musliman dhe as në fenë e Ibrahimit, por quhet kafir. Ai është në kundërshtim dhe në armiqësi (me të vërtetën).

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajeteve) : "**Ata thanë : Bëhuni çifutë ose krishterë që të udhëzoheni. Thuaj : Përkundrazi (**qëndroni**) në fenë e Ibrahimit i cili ishte i drejtë (**në teuhid**) dhe nuk ishte prej mushrikëve. Thoni : Besuam Allahun dhe atë që na zbriti neve, atë që i zbriti Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Ja'kubit, pasardhësve dhe atë që i ishte dhënë Musës, Isës dhe profetëve (**të tjerë**) prej Zotit të tyre. Nuk bëjmë dallim ndërmjet asnjërit prej tyre dhe ne jemi muslimanë (**të dorëzuar**) për Të. Nëse ata besojnë si ajo që ju besoni, ata janë udhëzuar e nëse i kthejnë shpinën, atëherë ata janë në përçarje. Do të të mjaftojë ty Allahu kundër tyre, Ai është Dëgjuesi, I Dituri**" [El Bekareh 135-137].

- Me këto që treguam u hodh poshtë teoria e përzierjes së Islamit të vërtetë me fetë e tjera të deformuara dhe të shfuqizuara. Kështu që nuk ngelet vetëm se Islami i vetëm dhe Kur'ani i vetëm dhe pas

Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem profet tjetër nuk ka dhe sheriati i tij i ka shfuqizuar sheriatet e mëparshme prandaj nuk lejohet të ndiqet dikush tjetër veç tij.

Gjithashtu nuk i lejohet muslimanit të botojë Teuratin apo Inxhilin e ti shpërndajë ato dhe se **teoria e botimit të tyre bashkë me Kur'anin e Nderuar në një kapak të vetëm është humbje e qartë dhe kufër i madh** sepse kështu është bashkuar e vërteta që është Kur'ani i Nderuar me të kotën që ndodhet në Teuratin dhe Inxhilin e deformuar, të ndryshuar dhe të shfuqizuar.

Nuk lejohet ti përgjigjemi ftesës së tyre për të ndërtuar një xhami bashkë me kishën dhe sinagogën [38] në një ndërtesë të vetme sepse ky veprim konsiderohet pranim i një feje tjetër me të cilën mund të adhurohet Allahu veç Islamit dhe fshehje e triumfit të Islamit mbi fetë e tjera. Sikurse konsiderohet ftesë konkrete në tre fetë, që banorët e tokës të zgjedhin kë të duan prej tyre dhe se ato janë të barabarta dhe se Islami nuk i ka shfuqizuar fetë e mëparshme. **Këto rezultate negative të kësaj ideje përmbajnë aq shumë kufër dhe humbje në vetvete aq sa nuk mund të jenë të fshehta për muslimanët**. Për këtë arsye duhet që

[38] Kjo është pamja e projektit të kësaj ideje që duan ta vendosin në zbatim në një prej vendeve të Azisë lindore ku ndodhet një xhami dhe disa kisha. Lusim Allahun t'i prishë kurthet e tyre.

muslimanët në përgjithësi dhe ata që kanë pushtet mbi ta, të ruhen shumë prej synimeve të mosbesimtarëve çifutë e krishterë, (të cilët rendin) për t'i humbur muslimanët dhe për t'u thurur atyre kurthe. Shtëpitë e Allahut në tokë janë vetëm xhamitë. (kuptimi i ajetit) “**Thuaj : Ka urdhëruar Zoti im për drejtësi prandaj drejtojeni fytyrën tuaj (**nga Allahu**) në çdo xhami dhe lutjuni Atij me sinqeritet në fe**” [El A'raf 29].

Këto xhami janë simbol i Islamit prandaj është detyrë që të respektohen, të ruhet shenjtëria e tyre dhe duhen frekuentuar. Pjesë e respektit ndaj tyre është edhe që të mos pranojmë që të futen kishat e kafirëve në rrethinat e tyre dhe as pranë tyre, sikurse nuk duhen lejuar që ato të ndërtohen në vendet Islame. Gjithashtu duhet të refuzohen ato xhami që e dëmtojnë Islamin dhe muslimanët në vendet e mosbesimtarëve. Xhamia në këtë gjendje (bashkë me

---

Kisha Katolike
koridor
Xhamia
koridor
koridor
Kisha Anglikane
Kisha Protestante
koridor



kishën dhe sinagogën) konsiderohet xhami e dëmshme për Islamin prandaj nuk duhet pranuar, as nuk duhet investuar për të, me pasuri ose fuqi punëtore për ta ndërtuar dhe as nuk duhet të falet namazi në të. Është detyrë për prijësit e muslimanëve ta shembin këtë lloj ndërtimi të tillë (që përfshin xhaminë bashkë me kishën dhe sinagogën) e jo të heshtet, apo të qëndrohet në të, apo të lejohet edhe sikur të jetë në vendet e kufrit. Është detyrë që të shpallet pakënaqësia me këtë. Është detyrë të bëhet thirrje për ta shembur dhe ftesë për ta braktisur atë.

Shih si ngjajnë veprat e munafikëve të hershëm me veprat e munafikëve bashkëkohorë. Atëherë ata ndërtuan një xhami për të dëmtuar muslimanët ndërsa sot ata janë më të dëmshëm për besimin, besimtarët, Islamin dhe muslimanët. Allahu na ka zbritur disa ajete (rreth tyre) të cilat do ngelen deri ditën e Kijametit. Ka thënë Allahu i Gjithëdituri (kuptimi i ajetit) : "... **edhe ata që ndërtuan një xhami për të dëmtuar, për kufër, për përçarje mes besimtarëve dhe për të mikpritur ata që kanë luftuar Allahun dhe të dërguarin e Tij më parë. Ata do betohen (**e do thonë**) : Ne deshëm (**të bëjmë**) më të mirën, Allahu dëshmon se ata janë gënjeshtarë. Mos qëndro në të kurrë. Një xhami që është ndërtuar në themele devotshmërie që ditën e parë është më parësore që të qëndrosh në të. Në të ka burra që duan të pastrohen, Allahu i do ata që pastrohen. A**

**është më mirë ai që e themeloi ndërtesën e tij mbi devotshmëri ndaj Allahut dhe kënaqësi prej Tij apo ai që e ndërtoi atë buzë një humnere të thellë e cila u rrëzua bashkë me të në zjarrin e xhehenemit, Allahu nuk e udhëzon popullin e padrejtë**" [Et-teubeh 107-109].

Më pas vura re (se tek ideja e mësipërme hyjnë edhe) disa sekte batinije që pretendojnë se i përkasin Islamit, padrejtësisht, të cilat janë themeluar nga kolonialistët rusë, anglezë e nga çifutizmi botëror për ta shkatërruar fenë dhe për ta dëmtuar atë si :

Sekti "**Babij**", e ka marrë këtë emër nga El Mirza Ali Muham-med Esh-shirazi që quhet ndryshe "Bab El Mehdi" (porta e Mehdit) i cili ka lindur në vitin 1235 dhe ka vdekur në vitin 1266.

Sekti "**Bahai**" e ka marrë këtë emër nga El Baha Husejn Ibn El Mirza e cili ka lindur në vitin 1233 dhe ka vdekur në vitin 1309.

Sekti : "**Kadjani**" e ka marrë këtë emër nga Mirza Gulam Ahmed El Kadjani i cili ka vdekur në vitin 1325.

**Këto sekte konsiderohen kufër me ixhmaun e muslimanëve dhe janë nxjerrë për çështjen e tyre disa vendime sheriatike ndërkombëtare**.

Këto sekte ftojnë në teorinë e përzierjes (së fesë

Islame me fetë e tjera). P.sh kemi fjalën e Bahaut të sipërpërmendur që thotë : "Duhet për të gjithë që ti lenë fanatizmat dhe të vizitojnë në formë reciproke xhamitë dhe kishat së bashku sepse emri i Zotit ndodhet në të gjitha ato, përderisa të gjithë kanë rënë dakord për ta adhuruar Zotin. Kështu që nuk ka kontradikta mes tyre, asnjëri prej tyre nuk adhuron shejtanin. Është e drejtë për muslimanët që të shkojnë në kishat e krishterëve dhe sinagogat e çifutëve e anasjelltas të shkojnë këta tek xhamitë Islame" [39] .

Sa e ngjashme është e djeshmja me të sotmen sepse puna e munafikëve sot është e dëmshme për besimin dhe besimtarët në formë akoma edhe më të rëndë.

**Është detyrë për muslimanët që të jenë të zgjuar dhe të ruhen prej kurtheve të armiqve të tyre.**

Është detyrë për muslimanët që të ruhen prej kafirave të cilët kanë veshur rrobën e dialogut (ndërfetar) dhe sjellin personalitete tolerante (të cilët përfaqësojnë Islamin në këto dialogë, gjithashtu të ruhen) dhe prej të tjera metodash të tyre të cilat me të vërtetë janë "**pisllëk prej punëve të shejtanit**".

Le ta dijë çdo musliman se nuk ka takim dhe as pajtim mes muslimanëve dhe ehli kitabit (çifutëve dhe

[39] Marrë nga libri "**Ehemijetu el xhihad fil Islam**" të shejh Ali El Iljani 508-509.

krishterëve) dhe as me umetet e tjera të kufrit vetëm se sipas ajetit që thotë (kuptimi i ajetit) : "**Thuaj : O ehli kitabë, ejani në një fjalë të përbashkët ndërmjet nesh dhe jush që të mos adhurojmë askënd tjetër veç Allahut, të mos i bëjmë Atij shok dhe të mos e bëjmë njëri tjetrin zota veç Allahut. E nëse i kthejnë shpinën thojuni : Dëshmoni se ne jemi muslimanë**" [Ali Imran 64].

Që d.m.th të bashkohemi në njësimin ndaj Allahut, të largohemi nga shirku, ti bindemi Atij në ligjvënie dhe në gjykim dhe të ndjekim vulën e profetëve Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem për ardhjen e të cilit ka përgëzuar Teurati dhe Inxhili.

Ky ajet duhet të jetë synimi i çdo dialogu ndërmjet muslimanëve dhe ehli kitabit e të tjerëve. Çdo përpjekje që jepet për të arritur baza të tjera veç këtyre (që kemi treguar më sipër) është përpjekje e kotë … e kotë … e kotë.

Dështimi i këtyre kongreseve të cilat në të vërtetë janë kurthe kundër muslimanëve është i sigurt, sepse Allahu ua ka premtuar këtë muslimanëve ku thotë (kuptimi i ajetit) : "**Nuk ju dëmtojnë me gjë tjetër veç mundimit** (me fjalë)" [Ali Imran 111].

Është vërtetuar se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Do ngelet një grup nga umeti im, triumfues në të vërtetën, deri sa të vijë urdhri i**

**Allahut e ata janë në këtë gjendje**” [40].

Gjithashtu është vërtetuar se ka thënë : “**Iu luta Zotit tim që të mos lejojë asnjë armik që ta pushtojë umetin (**të gjithë**) dhe t'i shkatërrojë (**të gjithë**) dhe ma pranoi atë**”.

**Por kjo pasha Allahun ka nevojë për dy gjëra : Për ngritjen e flamurit të xhihadit dhe përdorimit të forcave tona për të përzënë sulmuesit dhe për t'i ngritur dhe ruajtur muslimanët me anë të një Islami të pastër.**

Nuk duhet që muslimani t'ia vërë veshin dyshimeve që sjellin ngatërrestarët, as atyre që i ka mashtruar ftesa e vëllezërve të shejtanit, as njerëzve të shitur, as disa njerëzve që i përkasin sekteve dhe grupeve të humbura që pretendojnë se i përkasin Islamit, të cilët e mbrojnë dhe e përhapin këtë teori dhe hipin në karrigen e fetvasë, kur ata nuk janë të ditur dhe nuk kanë njohuri në fe. Gjendja e tyre është siç ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : “**Një grup prej tyre e përdredhin gjuhën e tyre në shprehjen e fjalëve (**të Allahut duke i deformuar ato**) që ju të mendoni se ato fjalë janë prej librit (**të Allahut**) por ato nuk janë prej librit. Ata thonë : Këto janë prej Allahut por ato nuk janë prej Allahut dhe thonë për Allahun gënjeshtra duke e ditur**” [Ali Imran

---

[40]() Transmeton Buhariu, Kapitulli : “I'tisam”, Tema : “Fjala e Profetit : Do ngelet një grup nga umeti im”.

78].

O Allah unë e sqarova këtë çështje dhe ia dhashë këshillën time çdo muslimani që e vlerëson veten e tij si besimtar në Allahun, besimtar në Islamin dhe në Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem profet dhe i është nënshtruar të vërtetës. O Allah dëshmo.

Lusim Allahun e Madhëruar që të udhëzojë muslimanët e humbur dhe tua largojë të këqijat dhe tu largojë kurthet e atyre që thurin kurthe dhe të na forcojë në Islam deri sa ta takojmë Atë. Ai është I Plotfuqishëm për çdo gjë.

Salavatet më të mira dhe paqja i takojnë Profetit tonë Muham-medit familjes dhe shokëve të tij.

E shkroi

Bekër Ibn Abdilah Ebu Zejd

Më 08 Xhemadil Ula 1417.

## Shtojcë

Fetvaja nr (19402) më datë 25-01-1418 në lidhje me ftesën për bashkimin e feve.

Falënderimi i takon vetëm Allahut, salavatet dhe paqja janë për Profetin e fundit, për familjen, shokët e tij dhe për ata që ndjekin rrugën e tyre me bamirësi deri ditën e llogarisë.

“**Komisioni i Përhershëm i Kërkimeve Islame dhe Fetvave**” paraqiti disa pyetje që i janë drejtuar dhe fjalimet e mendimet që po jepen nëpër media në lidhje me ftesën për bashkimin e feve ; fesë Islame, fesë çifute dhe fesë krishtere dhe si rezultat ndërtimin e një ndërtese që përfshin xhaminë, kishën dhe sinagogën në një ambient të përbashkët nëpër universitete, aeroporte dhe vende publike. Gjithashtu edhe botimin e Kur'anit të Nderuar bashkë me Teuratin dhe Inxhilin në një libër të vetëm e të tjera rezultate të kësaj ftese ku hyjnë edhe kongreset, mbledhjet, takimet që organizohen në lindje apo perëndim (për këtë gjë). Pas studimit dhe vrojtimit komisioni vendosi se :

**1.** Një prej bazave të akides Islame të njohura në formë të domosdoshme për të cilën kanë rënë dakord muslimanët është se nuk ka mbi faqen e dheut fe të vërtetë veç Islamit dhe ajo është feja e fundit dhe shfuqizuese e të gjitha feve dhe

sheriateve të mëparshme. Prandaj nuk ka ngelur mbi faqen e dheut fe me të cilën mund të adhurohet Allahu veç Islamit. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) "**Kush kërkon fe tjetër veç Islamit nuk pranohet prej tij dhe ai në ahiret është prej të humburve**" [Ali Imran 85]. Islami pas ardhjes së Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem është feja që e solli ai e jo fetë e tjera.

**2.** Një prej bazave të besimit Islam është se libri i Allahut të Madhëruar (Kur'ani i Nderuar) është libri i fundit që ka zbritur dhe ka ardhur prej Zotit të botëve. Ai ka shfuqizuar çdo libër që ka zbritur më parë, Teuratin, Zeburin, Inxhilin e të tjera. Ai i ka përfshirë ato libra, prandaj nuk ka ngelur asnjë libër i zbritur me anë të të cilit mund të adhurohet Allahu veç Kur'anit të Nderuar. Ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Ne ta kemi zbritur ty librin me të vërtetën dhe vërtetues të atyre librave që ishin para tij dhe përfshirës të tyre. Gjyko ndërmjet tyre me atë që të zbriti Allahu dhe mos ndiq dëshirat e tyre e të largohesh prej të vërtetës që të erdhi**". [El Maideh 48].

**3.** Është detyrë të besohet se Teurati dhe Inxhili janë shfuqizuar nga Kur'ani i Nderuar dhe se ato janë deformuar dhe ndryshuar me shtesa dhe pakësime siç është treguar në disa ajete të librit të Nderuar të Allahut. Prej tyre është ajeti që thotë (kuptimi i tij) : "**Për shkak se ata e thyen besën (**që dhanë**) Ne i**

**mallkuam dhe i bëmë zemrat e tyre të ngurta. Ata i deformojnë fjalët (**e Allahut, i nxjerrin ato**) nga kuptimet e tyre (**të vërteta**) dhe harruan një pjesë të përkujtimit që u ishte dhënë. Ti herë pas here ke për të parë tradhti prej tyre përveç një pakice të tyre**". [El Maideh 13]. Gjithashtu edhe fjala e Allahut të Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Mjerë për ata që e shkruajnë librin me duart e tyre më pas thonë ky është prej Allahut për të fituar me anë të tij një çmim të pakët. Mjerë për ta për atë që shkruan duart e tyre dhe mjerë për atë që fitojnë**" [El Bekareh 79]. Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Një grup prej tyre e përdredhin gjuhën e tyre në shprehjen e fjalëve (**të Allahut duke i deformuar ato**) që ju të mendoni se ato fjalë janë prej librit (**të Allahut**) por ato nuk janë prej librit. Ata thonë : Këto janë prej Allahut por ato nuk janë prej Allahut dhe thonë për Allahun gënjeshtra duke e ditur**" [Ali Imran 78]. Prandaj ato gjëra që janë të sakta në to janë të shfuqizuara nga Islami. Përveç këtyre të tjerat janë të deformuara ose të ndryshuara. Është vërtetuar se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem u zemërua kur e pa Umer Ibn Hat-tabin radi Allahu anhu që po mbante në dorën e tij disa fletë të Teuratit dhe i tha : "**A je në dyshim ti o Ibn Hat-tab? A nuk ua kam sjellë të bardhë dhe të pastër (**këtë fe**)? Sikur vëllai im Musa të ishte gjallë nuk do kishte zgjidhje tjetër veç ndjekjes së rrugës sime**". Transmeton Ahmedi, Daremiu etj.

**4.** Një prej bazave të akides Islame është se Profeti ynë Muham-medi sal-l Allahu alejhi ue sel-lem është vula e profetëve siç ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Nuk ishte Muham-medi babai i asnjërit prej burrave tuaj por ishte i dërguari i Allahut dhe vula e profetëve**" [El Ahzab 40]. Nuk ka ngelur asnjë profet që është detyrë të ndiqet veç Muham-medit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Sikur ndonjë nga profetët të ishte gjallë nuk do kishte rrugë tjetër veç ndjekjes së tij dhe ndjekësit e profetëve nuk kanë rrugë tjetër veç kësaj, siç ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Allahu u mori besën profetëve që çfarëdo libri dhe urtësie tu kem dhënë, nëse më pas u vjen një profet që vërteton atë që keni ju, do ta besoni dhe do ta ndihmoni. Tha : A e pranuat (**besën**) dhe morët peshën e rëndë të saj prej Meje. Thanë : E pranuam. Tha : Dëshmoni se edhe Unë po dëshmoj me ju**" [Ali Imran 81]. Gjithashtu Profeti i Allahut Isa alejhi selam kur të zbresë në kohën e fundit do ndjekë Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe do gjykojë me sheriatin e tij. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "...**ata që e ndjekin Profetin analfabet të cilin (**emrin e tij**) e gjejnë të shkruar tek ata në Teurat dhe Inxhil**" [El A'raf 157]. Gjithashtu një prej bazave të akides Islame është se dërgesa e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem është e përgjithshme për të gjithë njerëzit. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i

ajetit) : “**Ne të dërguam ty tek të gjithë njerëzit përgëzues dhe paralajmërues por shumica e njerëzve nuk e dinë**” [Sebe’ 28] Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Thuaj : O ju njerëz unë jam i dërguari i Allahut tek ju të gjithë**” [El A'raf 158].

5. Një prej bazave të Islamit është se duhet besuar se çdokush që nuk hyn në Islam ka bërë kufër qoftë çifut, krishter apo i ndonjë besimi tjetër dhe quhet kafir, armik i Allahut, i të dërguarit të Tij dhe i besimtarëve dhe se ai është prej banorëve të zjarrit, siç ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : “**Ata që kishin mohuar qofshin ehli kitabë (**çifutë e krishterë**) apo mushrikë nuk kishin për tu larguar nga ajo ku ishin deri sa tu vinte argumenti i qartë**” [El Bej-jineh 1]. Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Ata që kanë mohuar qofshin ehli kitabë** (çifutë e krishterë) **apo mushrikë janë në xhehenem, të përjetshëm në të. Ata janë krijesat më të këqija**” [El Bej-jineh 6] e të tjera ajete. Gjithashtu është vërtetuar në hadithin që transmeton Muslimi se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : “**Pasha Atë, në dorën e të Cilit është shpirti im, çdo-kush prej këtij umeti që dëgjon për mua – qoftë çifut apo krishter – më pas vdes dhe nuk beson në atë që më është dhënë mua është prej banorëve të zjarrit**”. Prandaj kush nuk i quan çifutët dhe krishterët kafira ai është vetë kafir sipas rregullit sheriatik që thotë : “**Kush nuk e**

**konsideron kafirin kafir ai është vetë kafir**".

6. Në bazë të këtyre rregullave të akides dhe fakteve sheriatike që u përmendën themi : Ftesa për bashkimin e feve dhe afrimin ndërmjet tyre dhe shkrirjen mes tyre në një kallëp të vetëm është një ftesë e ndyrë, dredharake, qëllimi i së cilës është përzierja e të vërtetës me të kotën, shkatërrimi i Islamit dhe i themeleve të tij dhe tërheqja e ndjekësve të Islamit për tek një dalje e përgjithshme prej tij, Vërtetimi i kësaj është fjala e Allahut të madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Ata do vazhdojnë t'u luftojnë deri-sa tu nxjerrin nga feja juaj, nëse do kenë mundësi**" [El Bekare 218]. Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Ata dëshironin që ju të mohonit siç kanë mohuar ata, që të jeni njësoj**" [En-nisa 89].

7. Prej rezultateve të kësaj ftese mëkatare është : heqja e çdo kufiri dallues ndërmjet Islamit dhe kufrit, ndërmjet të vërtetës dhe të kotës, ndërmjet të mirës dhe të keqes dhe heqja e barrikadës ndarëse ndërmjet muslimanëve dhe mosbesimtarëve që të mos ketë më përkrahje për hir të Allahut dhe as urrejtje për hir të Tij, as xhihad dhe as luftë për të ngritur fjalën e Allahut lart në tokën e Tij. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Luftojini ata ithtarë të librit që nuk besojnë Allahun dhe as Ditën e Fundit dhe nuk konsiderojnë haram atë që e ka konsideruar**

**Allahu dhe i dërguari i Tij të tillë dhe nuk besojnë fenë e vërtetë deri sa të japin xhizjen të poshtëruar**” [Et-teubeh 29]. Gjithashtu ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Luftojini mushrikët të gjithë, siç ju luftojnë juve të gjithë dhe dijeni se Allahu është me të devotshmit**” [Et-teubeh 36].

8. **Ftesa për bashkimin e feve nëse buron prej një muslimani ajo konsiderohet dalje e qartë nga feja Islame** sepse ajo bie ndesh me bazat e akides Islame, sepse ajo e çon njeriun që të kënaqet me mohimin e Allahut të Madhëruar. Ajo hedh poshtë vërtetësinë e Kur'anit dhe faktin që ai i ka shfuqizuar librat e mëparshëm dhe faktin që Islami i ka shfuqizuar sheriatet dhe fetë e mëparshme. Për këtë arsye kjo është një ide e refuzuar nga Islami dhe e ndaluar në formë të prerë me të gjitha argumentet e Islamit, me Kur'an, Sun-net dhe Ixhma’.

9. Duke u nisur nga sa u tha më lart :

a. Nuk i lejohet muslimanit që beson Allahun Zot të vetëm, Islamin fe (të drejtë) dhe Muham-medin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem profet që të ftojë në këtë ide mëkatare, as të nxisë për të, as futjen e saj mes muslimanëve e jo më ti përgjigjet asaj, as pjesëmarrja në konferencat dhe kongreset e saj dhe as anëtarësimi në shoqatat e saj.

b. Nuk i lejohet muslimanit që të botojë Teuratin apo Inxhilin çdo njërin prej tyre më vete e jo më kur flitet bashkë me Kur'anin në një libër të vetëm!! Kush e bën atë ose fton për tek ajo ai është në humbje të qartë sepse me anë të këtij veprimi po bashkohet e vërteta (Kur'ani i Nderuar) me të deformuarën ose të shfuqizuarën (Teuratin dhe Inxhilin).

c. Sikurse nuk i lejohet muslimanëve që ti përgjigjen ftesës për të ndërtuar xhami bashkë me një kishë dhe sinagogë në një vend të përbashkët sepse ky veprim konsiderohet pranim i një feje tjetër me të cilën mund të adhurohet Allahu veç Islamit dhe fshehje e triumfit të Islamit mbi fetë e tjera. Sikurse konsiderohet ftesë konkrete në tre fetë, që banorët e tokës të zgjedhin kë të duan prej tyre dhe se ato janë të barabarta dhe se Islami nuk i ka shfuqizuar fetë e mëparshme. **Nuk ka dyshim se pohimi i këtyre ideve ose besimi i tyre ose kënaqja me to është kufër dhe humbje** sepse ato ide janë kundërshtim i qartë i Kur'anit të Nderuar, Sun-netit të kulluar dhe Ixhmaut të muslimanëve, sikurse konsiderohet pranim që deformimet e çifutëve dhe krishterëve janë prej Allahut. I pastër është Allahu prej asaj që i mveshin. Sikurse nuk lejohet që kishat të quhen shtëpi të Zotit dhe as të thuhet që ata që shkojnë në to e adhurojnë Zotin me adhurime të sakta e të pranuara tek Zoti, sepse ato janë

adhurime jo sipas Islamit. Allahu i Madhëruar thotë (kuptimi i ajetit) : “**Kush kërkon fe tjetër veç Islamit nuk pranohet prej tij dhe ai në ahiret do jetë prej të humburve**” [Ali Imran 85]. Përkundrazi kishat janë vende kufri në të cilat mohohet Zoti. Allahu na ruajt prej kufrit dhe ndjekësve të tij. Shejhul Islam Ibn Tejmijeh ka thënë në “**Mexhmu’ El Fetaua**” 22/162 : “Kishat dhe sinagogat nuk janë shtëpi të Zotit. Shtëpitë e Zotit janë xhamitë. Përkundrazi ato (kishat dhe sinagogat) janë vende ku mohohet Zoti edhe nëse përmendet emri i Tij në to. Çdo vend e merr gjykimin nga ata që e frekuentojnë atë. Ata që i frekuentojnë ato (kishat dhe sinagogat) janë kafira për këtë arsye ato janë vende adhurimi për kafirat”.

**10.** Duhet ditur se ftesa e mosbesimtarëve në përgjithësi dhe ehli kitabit në veçanti për në Islam është detyrë e muslimanëve duke u bazuar në argumentet e qarta të Kur'anit dhe Sun-netit por **kjo duhet bërë duke e sqaruar të vërtetën dhe duke dialoguar në formën më të mirë dhe duke mos toleruar në asnjë prej ligjeve të Islamit**. Gjithë kjo bëhet për të arritur që ti bindim ata që të hyjnë në Islam dhe për tu ngritur atyre argumentin që të shkatërrohet kush do shkatërrohet pasi ti jetë sqaruar e vërteta dhe të jetojë kush ka për të jetuar pasi ti jetë sqaruar kjo e vërtetë. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : “**Thuaj : O ndjekësit e librit, ejani tek një fjalë e përbashkët**

**ndërmjet nesh edhe jush që të mos adhurojmë askënd tjetër veç Allahut, të mos i bëjmë Atij shok asgjë dhe të mos e bëjmë njëri tjetrin zota veç Allahut. Nëse ata i kthejnë shpinën atëherë thojuni : Dëshmoni se ne jemi muslimanë**". [Ali Imran 64]. Ndërsa dialogu dhe takimi me ta për të plotësuar dëshirat e tyre dhe synimet e tyre dhe për të prishur hallkat e Islamit dhe lidhjet e imanit konsiderohet i kotë nuk e lejon Allahu, as i dërguari i Tij dhe as besimtarët. Allahu na ndihmoftë ndaj asaj që ata shprehin. Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit) : "**Ruhu prej tyre se mos të largojnë nga ndonjë pjesë e asaj që të ka zbritur ty Allahu**" [El Maideh 49].

Komisioni i përhershëm mbasi shkroi këtë që shkroi i këshillon të gjithë muslimanët në përgjithësi dhe njerëzit e ditur në veçanti që të kenë frikë Allahun dhe të ndjejnë vëzhgimin e Tij, të ruajnë Islamin dhe akiden e muslimanëve prej humbjes dhe ftuesve të saj, prej kufrit dhe ndjekësve të tij. Gjithashtu paralajmëron muslimanët që të ruhen prej kësaj ftese kufri dhe humbjeje, ftesës për bashkimin e feve dhe të ruhen prej rënies në kurthet e saj. I lutemi Allahut ta mbrojë çdo musliman që të mos bëhet shkak për ta sjellë këtë humbje në vendet Islame dhe as për ta përhapur atë mes tyre. Lusim Allahun e Madhëruar me emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të larta që të na ruajë ne të gjithëve prej fitneve që e humbin

njeriun dhe të na bëjë të udhëzuar dhe udhëzuesa, rojtarë të Islamit me udhëzim dhe dritë prej Zotit tonë deri sa ta takojmë Atë duke qenë Ai i kënaqur prej nesh. Prej Allahut vjen suksesi. Salavatet dhe selami i takojnë Profetit tonë Muham-medit familjes dhe të gjithë shokëve të tij.

“**Komisioni i Përhershëm i Kërkimeve Islame dhe Fetvave**”

Kryetar : **Abdul Aziz Ibn Baz**, Nënkryetar : **Abdul Aziz Ali Shejh**, Anëtar : **Bekër Ebu Zejd**, Anëtar : **Salih El Feuzan**.

**Pasqyra**